# PROMOVOHET VEPRA E MAL BERISHËS “CHARLES EERIKSON”

sh




**Tiranë 5 nëntor 2012**

**(TË PRANISHËM KRYEMINISTRI DR.PROF. SALI BERISHA DHE AMBASADORI I SHBA-SË NË TIRANË SH.T ZOTI ALEKSANDËR ARVIZU)**




Në këtë 100 vjetor të pavarësisë së Shqipërisë misionari amerikan që i ka shërbyer Shqiperisë, shqiptarëve, duke dhënë një kontribut të pakrahasueshëm në fushën e pedagogjisë, Charles Erikson, vjen si një dhuratë në këtë muaj, përmes librit të autorit Mal Berisha. Në ceremoninë e promovimit të librit me titull "Charles Telford Erickson", jo vetëm autori shqiptar por edhe personazhi i tij kanë marrë vlerësimet maksimale nga kryeministri Berisha, ambasadori i SHBA në Tiranë Aleksandër Arvizu dhe shumë personalitete të tjerë pjesëmarrës.

"Charles Telford Erickson nuk është amerikan , por shqiptar me pasaportë amerikane", kështu e ka konsideruar kryeministri Berisha gjatë fjalës së tij duke cituar Shtrausin.
"Ku qëndron forca e jashtëzakonshme e misionarit? Qëndron tek tek besimi i pashtershëm. Vetëm kjo forcë mund t'i mësojë njeriut që të jetë humanist i madh ungjillor i përsosur,

pedagog i shkëlqyer historian dhe studiues pasionat, poet i vërtetë. Erikson dhe ungjillorë të tjerë u shndërruan në avokatë të shkëlqyer të një kombi mbi të cilën po bëheshin badërditë e kohës, por merita e parë dhe më e përsosur i takon atyre misionarëve, të cilët në dhjetëra shkrime e dokumenta informonin, sensibilizonin kombin, vendin, presidentin dhe qeveritë e tyre mbi atë çpo ndodhte me shqiptarët. Erikson i gjeti shqiptarët në një agim, i gjeti ata padiskutim kombin më të varfër dhe të zhytur në mjerim në këtë kontinent, i gjeti ata në kombin që sapo formoi alfabetin e tij, i gjeti si vendin ku pak kilometra po të largoheshe nga qyteti konstatoje se koha kishte ndaluar, kishte mbetur në kohëra të largëta, po i gjeti ata sic thotë ai ky komb është një zambak i bukur por i rrethuar prej ferrash"- us hrpeh Berisha.

Ndërsa ambasadori Arvizu duke përgëzuar autorin Mal Berisha për veprën e tij të tretë për shqipërinë vlerësoi figurën e Charles Telford Erickson.
"Ai e deshi Shqipërinë dhe i përkushtoi jetën e tij për këtë vend dhe popull. një person që përkujdesej për shqipërinë dhe e ndoqi shqipërinë gjatë gjithë jetës së tij. ai ndërroi jetë në vitin 66 dhe në fakt në këtë vit erikson do kishte kuptuar që shqipëria ishte në prag të zhytjes në një periudhë shumë të vështirë, nga më të vështirat e këtij vendi. Mendoj si do kishte menduar ai po të shihte Shqipërinë tani. Jam i kënaqur se zoti Mal pati mundësinë të futej thellë në personalitet dhe të na e sillte atë"

Vetë autori Mal Berisha, për arsye shëndetësore nuk ishte i pranishëm në aktivitet, por i përshëndeti pjesëmarrësit nga Amerika nëpërmjet një videomeazhi në Skype.
"Jam shumë i nderuar që ia kushtova këtë vepër njërit prej figurave më të ndritura të kombit amerikan që ia kushtoi jetën Shqipërisë"

Gjatë një periudhe gati 25 vjeçare, nga 1908-1933 Charles Heriskon ka dhënë një kontribut të pakrahasueshëm për Shqipërinë, në atë kohë kur Shqipëria nuk kishte shkolla në gjuhën shqipe dhe në mbështetjen dhe ndikimin e tij deri tek presidenti amerikan për zgjidhjen pozitive të problemeve shqiptare.

Vijon:



Në kuadër të aktiviteteve për 100 vjetorin e Pavarësisë së Shqipërisë,javen qe shkoi është promovuar libri “Charles Telford Erickson”, me autor Mal Berishën.

I pranishm në këtë aktivite, Ambasadori i SHBA-së në Tiranë, Aleksandër Arvizu përgëzoi autorin Mal Berisha për librin ndërsa vlerësoi figurën e Charles Telford Erickson. “Ai e deshi Shqipërinë dhe i përkushtoi jetën e tij për këtë vend dhe popull. Mendoj si do kishte menduar po të shihte Shqipërinë tani. Jam i kënaqur se zoti Mal pati mundësinë të futej thellë në personalitet dhe të na e sillte atë”, theksoi Arvizu.

Nga ana tij, Kryeministri Sali Berisha tha se “në forcën e madhe të dashurisë qëndron vepra e jashtëzakonshme e Charles Telford Erickson. Vetëm kjo forcë mund të mundësojë njeriun të jetë humanist i madh siç ishte edhe Herickson”.

Ndërsa duke cituar Shtrausin, Berisha tha se “Charles Telford Erickson nuk është amerikan , por shqiptar me pasaportë amerike”.

“Sot, ne nderojmë një nga personalitetet më të jashtëzakonshme në historinë e kombit shqiptar, i cili, siç do të thoshte ambasadori i Shteteve të Bashkuara, në Stamboll, në fillimet e shekullit që shkoi, Shtraus: Erickson nuk është një amerikan, por është një shqiptar me pasaportë amerikane. Njerëzit tanë, do të vazhdonte Shtraus, bëjnë përpjekje

të mëdha për të mësuar gjuhën e tyre, ndërsa ky ka një shqipe të përsosur dhe komunikon në mënyrën më të lirshme, me shqiptarët e të gjitha besimeve, të të gjitha krahinave. Natyrisht, Erickson kishte këtë dhunti, sepse ai mbarte në vetvete kuintensencën morale të kombit të tij të madh", u shreh Berisha.

Më tej ai kujtoi edhe takimin me Nënë Terezën duke vënë në dukje se forca e misionarëve është dashuria.

"Liria bëri të mundur që unë të takoj një prej misionarëve më të mëdhenj të këtij planeti. Dhe kjo ishte Nënë Tereza. Atëherë, i gjithë përqendrimi im ishte se nga buronte forca e jashtëzakonshme e kësaj gruaja, për të cilën kisha dëgjuar, kisha parë filma, por sërish nuk arrija të dija se ku qëndronte tërë ajo forcë, që e bënte atë të mundur të operonte aty, ku gjithë të tjerët ishin dorëzuar. Dhe kjo forcë ishte tek besimi i saj i pashtershëm tek Zoti, tek Krishti, tek dashuria", tha ai.

Kryeministri nënvizoi më tej se "k mundësi që Erickson të jetë rezidenti i parë amerikan, në Shqipëri, në vitin 1908. Në një kohë të shkurtër, ai dhe ungjillorët e tjerë u shndërruan në avokatët më të shkëlqyer të një kombi, mbi të cilin po bëheshin batërditë më të mëdha të kohës. Ne me të drejtë na pëlqen t'u njohim merita personaliteteve tona, të cilat ato i kanë, në sensibilizimin e opinionit publik amerikan dhe autoriteteve zyrtare amerikane, ndaj masakrave dhe barbarive që kryheshin mbi shqiptarët, në dy dekadat e para të shekulli".

Berisha vlerësoi se "cilido që lexon veprën e tij, gjen aty prozën më të të bukur poetike të shkruar për shqiptarët".

"Merita e parë dhe më kryesore u takon ungjillorëve të kombit amerikan, atyre misionarëve, të cilët në dhjetëra shkrime e qindra letra e dokumente informonin dhe sensibilizonin kombin, vendin, presidentin dhe qeverinë e tyre mbi atë, çka po ndodhte me shqiptarët", tha Berisha

Shefi i qeverisë vlerësoi edhe autorin Mal Berisha duke u shprehur se "ke nderu çdo shqiptar".

"Dua ta falënderoj shumë përzemërsisht. Jam dëshmitar i atij përkushtimi të madh, i atij pasioni dhe asaj dashurie dhe admirimi të pakufishëm që ndjen për Erickson dhe veprën e tij. Me këtë, i dashur Mal, ke nderuar çdo shqiptar. Kombet dallohen ndofta më shumë se për çdo gjë tjetër, me figurat, gratë e burrat që ata nderojnë. Dhe unë të shpreh mirënjohjen, sepse i ke bërë një shërbim të madh kombit shqiptar, me përkushtimin tënd ndaj Charles Telford Erickson",përfundoi Berisha.

Ndërsa autori i kësaj vepre Mal Berisha, i përshëndeti nga Amerika pjesmarrësit nëpërmjet një videomeazhi në scype.

Kreu i Bashkisë së Tiranës, Lulzim Basha në shenjë miorënjohje i dha Pol Telford Herickson (nipit të Charles Telford Herickson) certifikatën e mirënjohjes.

“Është kënaqësi e veçantë që të ndodhem sonte në këtë përkujtimore të një prej amerikaneve miq të vendit tim në këtë 100 vjetor të Pavarësisë. Sot u takova me tre prej nipërve dhe mbesave të tij. Nesër do jenë në Elbasan, ku do marrin qytetarinë e nderit. Por, në shenjë mirënjohje për veprën e tij si bashki e kryeqytetit të Shqipërisë kam nderin ti paraqes këtë çertifikatë mirënjohje dr. Pol Telford Herickson për punën e jashtëzakonshme dhe kontributin ndaj arsimit shqiptar nëpërmjet hapjes së shkollave në Elbasan, Tiranë dhe Kavajë si dhe kontributin në emër të Shqipërisë në Konferencën e Paqes”, tha ndër të tjera Basha.

Libri, i cili përkon edhe me 100 vjetorin e Pavërësisë, nxjerr në pah kontributin e misionarit protestant, njëherësh pedagog i shkëlqyer dr. Charles Telford Herickson për Shqipërinë dhe shqiptarët.

# LIBRI “CHARLES TELFORD ERICKSON”

## NË TRE VOLUME I MAL BERISHËS, NË BIBLOTEKËN E KONGRESIT AMERIKAN




WASHINGTON D.C:  Mbas promovimit në kuadër të aktiviteteve për 100 vjetorin e Pavarësisë së Shqipërisë, të librit “Charles Telford Erickson”, me autor Mal Berishën, dhe daljes në qarkullim të këtij libri interesimi dhe jehona që ka pas ky libër ka qenë jashtëzakonisht i madh në mesin e lexuesve brenda dhe jashtë Shqipërisë.

Bibloteka e Kongresit, librin “Charles Telford Erickson”, me autor Mal Berishën. e ka futur vet pa ndonjë “ndërhyrje” ne raftin e parë të pavionit të librit, dhe e ka ekspozuar me anë të një posteri në hyrje të kësaj bibloteke e cila çdo ditë vizitohet nga mijëra amerikan dhe

turistë të huaj, përfshirë kongresmen, senatorë dhe poliitikan e shkrimtarë e artistë të mëdhenjë amerikan.

Libri “Charles Telford Erickson”, gjendet edhe në Dhomën e Referencave në Bibliotekën e Kongresit ne Washington DC, e cila shfrytëzohet për studime, kërkime dhe hulumtime, nga njerë qëduan të dinë më shumë rreth këtyre librave që gjenden në Dhomën e Referencave në Bibliotekën e Kongresit ne Washington DC, të cilat numërojnë mbi një mijëtituj dhe autor të ndryshëm nga mbarë bota.

Ndërkohë, mbrëmë, u transmetua edhe nga Top Channel emisioni Vitrina e librit, 17 Mars – një intervistë e plotë e Mal Berishës autorit të librit “Charles Telford Erickson”, me gazetaren Beti Njuma – Intervisten e ndiqni ne youtube
: (http://www.youtube.com/watch?feature=player_embedded&v=DIzpQhrEtNE)

Libri Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri, nga Mal Berisha, gjendet tash në të gjitha biblotekat e Shqipërisë e Kosovës, si dhe pikat e shitjes dhe përhapjes së librit. Ky është një vëllim që përfshin veprën me dy vëllime “Shqiptarët, enigma e Ballkanit” të Charles Telford Erickson dhe “Jeta e jashtëzakonshme e amerikanit Charles Telford Erickson kushtuar Shqipërisë”, shkruar nga shkrimtari, publicisti dhe studuesi Mal Berisha, ambasador i Shqipërisë në Londër.

**Shtëpia e Librit :**

Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri (kopertinë e trashë, lidhje luksoze)
Origjinali: Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri (kopertinë e trashë, lidhje luksoze)
Gjinia: Biografi, histori
Përgatiti: Mal Berisha
Shtëpia botuese: Edualba
Viti: 2012
Fq. 1040
Pesha: 2.02 kg
ISBN: 978-9928-12-157-8

**Mbi librin**

Në prag të 100 vjetorit të shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, Mal Berisha vjen para lexuesit shqiptar me një vepër të re mjaft interesante rreth jetës dhe veprës së amerikanit Charles Telford Erickson. Pas botimit të dy veprave pararendëse me subjekte të përafërta: “Shqiptarët, lisa mbi truallin ilir” dhe “Shqiptarët, europianët më të lashtë e më të rinj”, ky libër duket se plotëson tanimë një seri e cila fillon me fjalën “Shqiptarët…”për të shprehur

me fjalë njerëzish të mëdhenj, jo shqiptarë, vlerësimin për kombin tonë. Këto vlerësime mund të thuhet lirisht se kulmojnë me këtë vepër.

Ky vëllim përfshin veprën me dy vëllime "Shqiptarët, enigma e Ballkanit" të Charles Telford Erickson dhe "Jeta e jashtëzakonshme e amerikanit Charles Telford Erickson kushtuar Shqipërisë" të Mal Berishës.

**Komente mbi Charles Telford Erickson**

*"Përkundër rrjedhës së gjatë dhe të mundimshme të historisë së saj, Shqipëria ka patur fatin të ketë miq të mëdhenj, të cilët i kanë kushtuar jetën, midis të cilës prin amerikani Charles Telford Erickson."*

**Dr. Elez Biberaj**

*"Janë pak ato jo shqiptarë, nëse ka ndonjë që mund të maten për nga kohëzgjatja dhe kontributi në shërbimin ndaj Shqipërisë me Charles Telford Erickson. Nxjerrja në dritë pas një harrese shumë të gjatë të veprës së tij është shenjë e mirënjohjes shqiptare për këtë mik të madh."*

**Nicholas C. Pano, professor emeritues i historisë, Western Illinois University**

*"Charles Telford Erickson përfaqëson një qytetar amerikan me zemër shqiptare, nga më të mëdhatë e gjysmës së parë të shek. XX – të. Veprat e tij do mbeten episode të rëndësishme, të shkëlqyera dhe të paharruara në historinë e vendit tonë."*

**At Arthur Liolin, Boston**

*"Erickson jetoi gjatë në Shqipëri, u magjeps pas saj dhe i la trashëgim një vepër monumentale. Shqiptarët, në kthim të dashurisë së tij, në këtë 100 vjetor të pavarësisë dhe të shtetit tonë modern, sjellin në shqip biografinë dhe veprën e tij të jashtëzakonshme."*

Visar Zhiti, shkrimtar

*"Ky botim i mrekullueshëm zbulon një figurë sa modeste, aq edhe madhështore dhe e nxjerr atë përgjithmonë nga pluhuri i harresës."*

**Ilir Ikonomi, historian**

*"Kjo vepër na ndihmon të kuptojmë veç të tjerash edhe kontributin e Federatës Panshqiptare "Vatra" të Amerikës në çimentimin e themeleve të shtetit shqiptar në këtë jubile të 100 vjetorit."*

**Dr. Gjon Buçaj, kryetar i Federatës Panshqiptare "Vatra", New York**

# CHARLES TELFORD ERICKSON,

## POEMË KUSHTUAR HEROIT TONË KOMBËTAR:

# *SKANDERBEG*

You reached for no red sullied scepter
You sought for no sad crumpled Crown
You pitted your weight
‘Gainst a tyrannous state
That was crushing your Motherland down.

You renounced the rich honors of Empire,
And the ripe-garnered glories of years,
To cover a nest
With your scarred-eagle breast,
That was thorned with a myriad of spears.

You rejected a faith that had torn you
From the altar and home of your sires.
You buried a love
Sweet as heaven above
And the goal of your strongest desires.

You went to your death like your Master
With the world looking on in disdain
Not a hand stretched to save
Not a cheer for the brave
And your land dripping life-blood like rain!

Martyred Sould! Be it ours to requite thee,
From the dust rear thy standard on high,
To recover thy loss,
To transfigure thy cross,
Thy far vision of Freedom bring nigh!

*Charles Telford Erickson*

---

**Albanian, translated by Mal Berisha**
***SKËNDERBEG***

**Ti dorën nuk e zgjate drejt skeptrit njollagjak,**
**As i trishtë nuk kërkove të shprishurën kurorë,**
**Përballë i dole që vetë të merrje hak,**
**ndaj atij tirani djemrrëmbyes e idhnak,**
**Që dheun tënd kishte shtënë në dorë.**

**I flake tej nderet e pafundme imperiale,**
**Dhe lavdinë ndër vite të fituar,**
**të mbroje folenë e vendit tënd, trazuar,**
**Si shqipe-shqiptare gjokszbuluar,**
**Prej morisë së pafund të shigjetave, i sulmuar.**

**U zhveshe nga një fe që të kishte ndarë,**
**Nga shtëpia, babai, nëna dhe altari,**
**Dhe varrose një dashuri,**
**Tinëzare, por të bukur, tretur, ëmbëlsi,**
**Për at' dhe, fe e truall që t'la i pari.**

**Si dikur Zoti yt, drejt vdekjes t'i shkove,**
**Ndërsa bota krejt e qetë të kundronte,**
**Pa luajtur qoftë dhe gishtin për shpëtim,**
**Pa rrahur një herë duart për tëndin guxim,**
**Kur kombit tënd si shi gjaku i kullonte.**

**Shpirt martir, eja prapë dhe hakmerru!**
**Nga pluhuri ngrije atë flamur, në lartësi!**
**Bëhu edhe një herë për ne, frymëzim,**
**Për kryqin e ndritur deri në amshim,**
**Dhe pamjes së largët të Lirisë, silli përjetësi!**




# SHQIPËRIA – BRENGA E ERICKSON-IT

***Misionari, diplomati dhe idealisti amerikan që ia kushtoi jetën një vendi të vogël me një zemër të madhe***

## Shkruan Mico Gubera

**Nderim për Mal Berishën që e solli këtë njeri të madh, që ua solli Eriksonin të rinjve që ta njohin, ua solli shqiptarëve që ta njohin atë dhe kohën e tij më mirë, të shohin se çfarë bëri ai pa asnjë shpërblim apo përfitim personal, veç vuajtjeve dhe sakrificave, në kohët kur Shqipëria kërcënohej të zhdukej nga pazaret e fuqive të mëdha për të kënaqur orekset e fqinjëve tanë dhe të përkulet me nderim përpara tij.**

Në përpjekjet e vazhdueshme që bëhen nga historianë, shkrimtarë apo dhe të tjerë për të pasqyruar rrugën e gjatë dhe të mundimshme të popullit tonë, historinë e tij ndërshekullore, figurat e shquara që kanë luajtur role të ndryshëm në këtë histori, sjellja e jetës dhe veprës së amerikanit Charles Telford Erikson, e asaj pune të jashtëzakonshme që ai bëri për Shqipërinë, ka një vlerë të veçantë, sepse ai, Eriksoni, si askush tjetër bëri aq shumë dhe ne i detyrohemi shumë. Historia jonë njeh shumë figura të mëdha miqsh të huaj që kanë punuar shumë për Shqipërinë, por figura e Eriksonit, me gjerësinë e veprimtarisë së tij, me ndikimin e padiskutueshëm, ndofta dhe vendimtar, në raportet e Shqipërisë me Shtetin amerikan, dhe në forumet diplomatike evropiane, sidomos në periudhën pas vitit

1912, me sakrificën e jashtëzakonshme që bëri në emër të të drejtës së Zotit dhe të drejtës së Shqiptarëve, unë besoj se zë vendin kryesor. Me veprimtarinë e veçantë si delegat nderi i Vatrës në Konferencën e Paqes në Paris, ai shkroi një nga faqet më të rëndësishme dhe interesante të historisë sonë. I palodhur ai u zgjodh Komisioner shqiptar në Uashington DC, diplomat në Ambasadën amerikane në Tiranë në vitin 1922. E jashtëzakonshme është puna e tij në fushën ekonomike dhe të arsimit, duke themeluar shkollën shqiptaro-amerikane të bujqësisë dhe shkollën e vajzave në Kavajë 1923-1939. Duke mos iu ndarë zemra nga Shqipëria, ai ishte delegat zyrtar i Vatrës në Konferencën e Kombeve të Bashkuar në San Françisko, në vitin 1945. Befasues, si përpara një personazhi të Bibles, shfaqet amerikano-shqiptari Erikson, "i zbuluar" nga autori Mal Berisha. Nuk mund të gjendet një tjetër i ngjashëm me Eriksonin, i cili shkoi me bindje drejtë vuajtjeve dhe sakrificave, në rrugën e misionarit por dhe të "atdhetarit", jo për vete, jo për përfitime, por për t'i bërë dritë në rrugën e lirisë dhe përparimit, me zemrën e tij në dorë, popullit tonë, që aq shumë e çmoi dhe e deshi. Mirëpo ndodh dhe kështu, dhe në tallanditë e biblike të shqiptarëve, Eriksoni u harrua; u harrua nga ata që kanë drejtuar vendin, ndofta sepse ishte amerikan, ndofta sepse u bënte hije, ndofta sepse historia duhej të shkruhej ashtu siç donin ata? Kush e di! Por Eriksoni me zemrën e tij të madhe, me madhështinë e tij sikur thotë "Zot, fali se nuk dinë çfarë bëjnë!" Nderim për Mal Berishën që e solli këtë njeri të madh, që ua solli Eriksonin të rinjve që ta njohin, ua solli shqiptarëve që ta njohin atë dhe kohën e tij më mirë, të shohin se çfarë bëri ai pa asnjë shpërblim apo përfitim personal, veç vuajtjeve dhe sakrificave, në kohët kur Shqipëria kërcënohej të zhdukej nga pazaret e fuqive të mëdha për të kënaqur orekset e fqinjëve tanë dhe të përkulet me nderim përpara tij. Populli shqiptar, një popull pa vëlla, i gjendur përballë lakmive greko-serbe dhe pazareve të të mëdhenjve, sigurisht pa luftën dhe përpjekjet e jashtëzakonshme të patriotëve të vet të mëdhenj, nuk do të kishte arritur tu shpëtonte thonjëve grabitqarë. Por po aq me siguri mund të themi se një vend të veçantë, ndofta dhe më të rëndësishëm sa vepra e patriotëve tanë, për të paraqitur në mjediset diplomatike dhe politike të Evropës dhe Amerikës shqiptarët ashtu siç janë në të vërtetë zë dhe vepra e këtij misionari të jashtëzakonshëm, e këtij amerikani të bërë shqiptar, e këtij shenjtori për shqiptarët, i cili në ditët më të zeza për Shqipërinë sakrifikoi gjithçka, edhe djalin edhe gruan, edhe jetën normale të familjes së tij.
Eriksoni erdhi në Shqipëri në shtator të vitit 1908, sëbashku me familjen dhe jetoi një nga periudhat më të vështira për Shqipërinë por edhe periudhën nisjes së lëvizjeve të mëdha kombëtare të tyre për liri dhe pavarësi në të cilën u përfshinë dhe e organizuan patriotët dhe mendimtarët e mëdhenj të popullit tone. Eriksoni u përfshi krejtësisht me zemër dhe veprimtari konkrete në atë lëvizje të madhe, dhe në bashkëpunim me patriotët tanë dha një kontribut të veçantë që Shqipëria të arrinte ditën e madhe të pavarësisë. Veprimtaria e tij përfshinte si atë fetare për të cilën dhe kishte ardhur, por dhe atë politike për të cilën e ndjente shpirtërisht se duhej të bënte duke e njohur nga afër popullin shqiptar si popullin

me të vjetër të Ballkanit por dhe si një popull me vlera të veçanta të spikatura që nuk i gjente ndër popuj të tjerë. Për shkak të kësaj veprimtarie patriotike(si shqiptar) ai u përndoq në mënyrë sistematike si nga administrata otomane edhe nga Serbët, u arrestua dhe iu bastis shtëpia, iu konfiskuan librat shqip dhe shkrimet e tij për shqiptarët dhe Shqipërinë. Dhe pas katër vjetësh Eriksoni u detyrua të largohet nga Shqipëria, por la zemrën dhe mendjen këtu, ndërsa veprimtaria e tij për Shqipërinë mori zhvillime të reja, dimensione të reja, tepër të rëndësishme për fatet e Shqipërisë. Ai botoi shumë shkrime në revista të rëndësishme të botës, si në "The Economist", ku trajtonte tragjedinë shqiptare, jo si një huaj por si shqiptar patriot që i dridhej zemra dhe i digjej shpirti për atë popull që e priti aq bujarisht në fukarallëkun e tij, i etur për dije por i privuar nga të huajt, i etur për liri, por i shtypur nga të huajt, i nëpërkëmbur nga të mëdhenjtë, por ai i vetëm përballë lukunive që vinin nga jugu dhe veriu, i vetëm përballë vendimmarrësve të plotfuqishëm. Artikujt janë të shumtë dhe të befasojnë me mënyrën e trajtimit të problemeve nga Eriksoni, me pasionin dhe devotshmërinë me të cilën janë shkruajtur.

Një kontribut të veçantë për Shqipërinë Eriksoni dha në Konferencën e Paqes në Paris, si pjesë e delegacionit shqiptar. Puna dhe veprimtaria e tij është mahnitëse, dhe besoj se kushdo shqiptar do të emocionohej dhe ndjehej krenar për një mik të tillë, për këtë shenjtor mbrojtës, që Zoti ia solli për ta shpëtuar. Sigurisht në një shkrim gazete nuk mund të trajtohet gjithë kjo veprimtari, për këtë duhet lexuar libri aq interesant i shkruajur nga Mal Berisha, por unë dua të theksoj korrespondencën e tij me presidentin Wilson, rezultatet e së cilës, sëbashku me gjithë punën e patriotëve të tjerë shqiptarë, tashmë dihen. Dhe ne i ngritëm Wilsonit një monument në shenjë nderimi dhe respekti për çfarë bëri ai për ne. Po për Eriksonin? Duhej ta linin në harresë ata që kanë drejtuar Shqipërinë ndër vite? Kurrsesi jo!

Më 23 tetor 1920, qeveria shqiptare i dërgon një letër presidentit Wilson ku e njoftonte për emërimin e Eriksonit si i Dërguar i Jashtëzakonshëm dhe Ministër Fuqiplotë, me qëllim vendosjen e marrëdhënieve shqiptaro-Amerikane në të ardhmen

Por veprimtaria e Eriksonit si një patriot i madh shqiptar nuk mbaron këtu, bile ajo intensifikohet gjithnjë e më shumë, edhe në fushën ekonomike, arsimore, politike dhe shumë të tjera. Sepse ai i njohu mire plagët e Shqipërisë, hallet dhe nevojat e saj, dredhitë e fuqive dhe të fqinjëve por njohu dhe aftësitë dhe cilësitë e shqiptarëve, për të cilët në të gjitha rastet flet me admirim të veçantë.

Nga gjithë përvoja e tij, Eriksoni doli në përfundimin se Shqipërinë mund ta shpëtonte vetëm një mandat amerikan, për të cilin u përpoq aq shumë, por nuk e realizoi. Megjithatë, deri në fund të jetës, veprimtaria e tij është e orientuar vetëm drejtë Shqipërisë, vetëm për Shqipërinë dhe Shqiptarët, sa në pamje të parë të duket e pabesueshme, por duke njohur shpirtin dhe bindjen e Charles Telford Ericksonit, e sheh se përpara ke veprën e një njeriu të jashtëzakonshëm, e pakrahasueshme me asnjë tjetër, në mbrojtje të Shqipërisë.

Gjithë kjo veprimtari deri tani e panjohur dhe e harruar, pa u marr me shkaqet e këtij harrimi, meriton në mënyrë të domosdoshme të njihet dhe të çmohet, sot kur mendimet tona janë më të kthjellëta, kur mjetet e komunikimit, televizionet dhe shtypi janë me këto hapësira që ne i dimë. Përveç kontributit të paçmuar të Mal Berishës, me sjelljen e një biografie dhe veprës së shkruajtur të Eriksonit, unë mendoj që televizionet, këto institucione të fuqishme të propagandas (po të propagandas) dhe formimit të opinionit, ashtu siç i bëjnë publicitet librave të ndryshëm, ndofta dhe të parëndësishëm, e kanë për detyrë të pasqyrojnë dhe veprimtarinë e këtij njeriu të jashtëzakonshëm që aq shumë e deshi dhe punoi për Shqipërinë, për atë që brengë të shpirtit të tij pati Shqipërinë dhe Shqiptarët.

# Intervistë për Zërin e Amerikës

## *Dhënë gazetarit Ilir Agolli mbi veprën dhe jetën e Charles Telford Erickson – Misionarit, Diplomatit dhe Mikut të Shqipërisë*



**Studiuesi Mal Berisha sapo ka botuar një libër me 3 vëllime mbi jetën dhe veprat e misionarit amerikan, Charles Telford Erickson. Ai ka patur një ndikim të madh në jetën e Shqipërisë në fillim të shekullit të kaluar. Erikson ka komunikuar rregullisht me presidentin amerikan Udrou Uillson gjatë periudhës më të vështirë, kur rrezikohej ekzistenca e shtetit shqiptar.**

**Zëri i Amerikës:** Zoti Mal Berisha! Ju sapo keni përfunduar një studim mbi jetën dhe veprat e Çarls Telford Eriksonit, një veprimtar i çështjes shqiptare, edhe pse amerikan. Ai ka punuar në Shqipëri, Angli dhe në SHBA, një pjesë kohe i lidhur me organizatën "Vatra". Çfarë ju tërhoqi tek ky personazh, i cili ka dhënë ndihmesën e vet për pavarësinë dhe për mbrojtjen e territoreve të Shqipërisë?

**Mal Berisha:** Erikson i ka kushtuar një jetë të jashtëzakonshme Shqipërisë. Erdhi në vigjilje të pavarësisë në vitin 1908 bashkë me familjen me tre fëmijë, jetoi një vit në Tiranë dhe tre vjet në Elbasan dhe i kushtoi tërë jetën e vet 99 vjeçare, Shqipërisë deri në vitin 1966. Kjo vepër është një pasqyrim i plotë i bëmave të tij në dobi të Shqipërisë, i letrave që u ka shkruar gjithë presidentëve amerikanë në rrjedhë të viteve gjatë jetës së tij, qyshkur erdhi në Shqipëri. Këtu është përfshirë edhe një përmbledhje e pesë veprave të tij të shkruara për shqiptarët, që fillojnë me luftën e Trojës dhe praninë pellazge aty, deri tek njeriu që ai e admironte shumë dhe që ishte mbreti Ahmet Zogu.

**Zëri i Amerikës:** Çfarë e tërhoqi atë nga Shqipëria, si u lidh ai kaq fort me Shqipërinë?

**Mal Berisha:** Në të vërtetë ai erdhi si misionar fetar. Duket si e rastësishme, por misionarët amerikane të kishës presbiterane kishin filluar qysh prej vitit 1830 të ishin të pranishëm në Perandorinë Osmane, ku bënte pjesë edhe Shqipëria në atë kohë. Por sapo ra në kontakt me patriotë të tillë si Aqif pashë Elbasani, Lef Nosi e shumë të tjerë, Erikson u dashurua jashtëzakonisht shumë pas këtij vendi dhe admiroi gjithë virtytet e kombit shqiptar. Në veprat e tij gjenden vlerat më të mëdha të këtij kombi. Nga misionar ai u kthye në një historian, ai u bë një diplomat i famshëm për shqiptarët. Në veprat e tij ai e kualifikon kombin shqiptar si një nga kombet që i ka dhënë më shumë figura njerëzimit.

**Zëri i Amerikës:** Çfarë mund të na tregoni lidhur me përpjekjet në SHBA të Eriksonit për çështjen shqiptare dhe me marrëdhëniet e tij me presidentin amerikan të asaj kohe, Uillson?

**Mal Berisha:** Korrespondenca e tij me presidentin Uillson nuk është një rastësi. Në vitin 1912 ai largohet forcërisht nga Shqipëria. Në çastin kur Shqipëria sapo u pavarësua nga patriotët shqiptarë me në krye Ismail Qemalin, dihet se korridori serb për në Durrës bëri atë që Shqipëria të pushtohej deri në Elbasan nga forcat serbe. Ata e përzunë Eriksonin “si armik i betuar i Serbisë dhe si mik i betuar i shqiptarëve”; me këtë motivacion është larguar nga Shqipëria me vendim gjyqësor ushtarak në Durrës në mesin e dhjetorit 1912. Por ai asnjëherë nuk u shkëput nga Shqipëria. Vazhdoi të shkruante për çështjen e saj nëpërmjet gazetës “Economist” të Londrës. Në vitin 1919 ai gjendej drejtor i Kryqit të Kuq Ndërkombëtar në zonën jugore të Italisë, e cila atë kohë vuante nga një uri masive. Por në çastin që ai kishte një punë kaq të mirë, organizata jonë “Vatra” i kërkon atij nga Bostoni që t’i bashkangjitet delegacionit shqiptar në Konferencën e Paqes në Paris. Ai menjëherë lë çdo gjë dhe i bashkohet delegacionit tonë, i cili drejtohej nga Turhan Pasha dhe përbëhej nga imzot Bumçi, Lef Nosi dhe Mikael Turtulli.

Është një fakt historik i pathënë deri sot që afiliteti dhe ndjeshmria e madhe e presidentit Uillson ndaj çështjes kombëtare shqiptare u rrit në një masë të jashtëzakonshme për shkak të letrave që Eriksoni arrinte t’ia fuste në tavolinë çdo ditë nëpërmjet zonjës së tij, Edit Uillson, e cila kishte punuar bashkë me të për Kryqin e Kuq Ndërkombëtar. Korrespondenca e tyre lidhur me çështjen shqiptare dhe letrat që vetë presidenti Uillson i ka kthyer delegacionit shqiptar janë nga dokumentat më të rëndësishme në historinë e Shqipërisë për konsolidimin e shtetit shqiptar, çka i parapriu antarësimit të Shqipërisë në Ligën e Kombeve.

**Zëri i Amerikës:** Është një rast i rrallë ky që një personazh i huaj t'i motivojë ose t'i edukojë shqiptarët në ndjenjat e tyre patriotike. Shqiptarët zakonisht janë mësuar që të frymëzohen nga rilindasit e tyre ose nga burrështetasit e tyre...

**Mal Berisha:** Nëse disa breza shqiptarësh u frymëzuan nga poemat e mrekullueshme të Naim Frashërit dhe të Vaso Pashës për rritjen e krenarisë kombëtare të shqiptarëve, unë u rekomandoj të gjithë lexuesit që kanë mundësi të bien në kontakt me këtë libër të mësojnë se si Çarls Telford Eriksoni e vuri si qëllim të jetës së vet rritjen e nacionalizmit, krenarisë dhe individualitetit të shqiptarëve, për shkak të historisë së mrekullueshme që ne kemi dhe që ai e ka evidentuar me fakte historike, referuar në dokumentat më serioze të bibliotekave të Stambollit, Romës, të British Museum, të Athinës dhe të Uashingtonit.

**Zëri i Amerikës:** Po misioni i tij si fetar? Ai jetoi në Tiranë, në Elbasan dhe ndërtoi një shkollë në Kavajë, atëherë qytete me prani të gjerë muslimane...

**Mal Berisha:** Ai erdhi si misionar, por qysh në fillim ai e pa që gjëja më e pakët, për të cilën shqiptarët kishin nevojë në atë kohë ishte të merreshin me punët e fesë. Kështu që ai u kthye në një historian, në një diplomat. Në vitin 1922 ai ishte antar dhe punonjës në Legatën amerikane, qysh në stafin e parë të amerikanë në Tiranë. Pastaj e shohim me një shkop në dorë me një kompani amerikane që kërkon naftë fushave deri në Tepelenë dhe Mallakastër. Pastaj hapi shkollën bujqësore të Kavajës, e cila për fat të mirë ekziston edhe sot, dhe me rastin e 100 vjetorit të pavarësisë i vunë emrin e tij, si themelues i asaj shkolle. Pastaj e shohim që e merr dekoratën nga Mbreti Zog "Kalorësi i Artë i Skënderbeut" dhe në vitin 1937 ai ka qenë i ftuar i nderit midis miqve më të nderuar të Shqipërisë ne festimet e famshme të 25 vjetorit të pavarësisë. Dëshiroj të përmend se në 100 vjetorin e shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë kemi arritur të kontaktojmë me nipërit e tij, prindërit e të cilëve kanë lindur ose kanë jetuar në Elbasan nga viti 1908 deri në vitin 1912 bashkë me gjyshin e vet. Ata ishin pjesë e këtyre festimeve të 100 vjetorit; Pol Erikson, Donald Xhonson dhe Meri Alise Morrison.

**Zëri i Amerikës:** Si studiues dhe diplomat, sa ka ndikuar Çarls Eriksoni në përpjekjet dhe në angazhimet tuaja profesionale? Çfarë shënon ky njeri në jetën dhe në punën tuaj?

**Mal Berisha:** Librat e Eriksonit, përveç dokumentave që përbëjnë biografinë, në çdo kapitull kanë një thënie të tij për shqiptarët. Sa herë që i kam nxjerrë ato citate nga veprat e tij të pabotuara, dhe sa herë që i lexoj tani, mua më bëjnë më krenar nga ç'kam qenë më përpara. Është krijuar një ndërlidhje midis këtij personaliteti shumë të madh që ka punuar për Shqipërinë dhe edukimit që ai më ka bërë mua si shqiptar, si diplomat, si patriot, si një qytetar që e dua këtë vend. Kur mësova se sa shumë e deshi ky njeri Shqipërinë, unë them se ne shqiptarët duhet ta duam shumë herë më shumë.

# TAKIM ME ZONJËN GRACE JOHNSON ERICKSON

## Vajza 103-vjeçare e Charles Telford Erickson

### *Mal Berisha – Boston, 26 Mars 2014*

**Hyrje**

Të takosh njerëz për të cilët ke dëgjuar por nuk i ke parë kurrë është gjithmonë një kënaqësi e veçantë. Mund të jenë ata njerëz të thjeshtë, të njohur në distancë, mund të jenë artistë, njerëz të medias, shkencetarë, shkrimtarë e pse jo edhe politikanë.



Mal Berisha me Grejs Elizabeth Johnson – Erickson

Në takimet me njerëzit përherë të mbetet diçka në mëndje: mund të jetë pamja, mënyra e shprehjes, sa i afërt ose mospërfillës duket, çfarë mëson prej tij, historia e jetes se tij, e keshtu me radhe. Ka raste kur njeriu që e takon për herë të parë ta shuan kureshtjen menjëherë, siç ka raste kur ai të zhyt edhe më thellë në kërshërinë për ta njohur më thellë, ose në raste tjera të tërheq në misterin e mosnjohjes së mëparshme me të. Ka raste kur personi që e takon të prezanton diçka të veçantë pasi mund të jetë mbartës i një dëshmie, i një fakti, ose i një ngjarje e cila mund të evokojë aq shumë simpati dhe admirim. Mbartës të tillë të tërheqin deri në një udhëtim apo aventurë për t'i takuar. Ka njerëz të cilët edhe pse të vjetër mbartin në vetvete histori,ngjarje ,kujtime e na nxisin drejt një të kaluare me jo pak

lavdi.  Personi që do të zbuloj përmes këtyre rreshtave  ka lindur në Shqipëri ,pikërisht ateherë kur Shqipëria ende ishte e pushtuar nga turqit osmanë, në pritje për tu bërë e pavarur  ne 16 muajt që do te agonin. Ajo ka një jetë plot mistere ,të shkruara dhe të pashkruara,është  bijë e një amerikani që i kushtoi jetën Shqipërisë, në ditët më të vështira të saj. Në këtë mëngjes të ftohtë marsi takova atë, bijën e amerikanit Ericson historia e të cilit rrëfen kaq shumë mbi historinë tonë.

**Grejs Elizabeth Johnson – Erickson – e bija e Charles Telford Erickson**



Mal Berisha, Grejs Elizabeth Johnson – Erickson dhe Donika Berisha

Me këto përsitaje në mëndje për takimet me njerëzit, mund të merret me mend se çfarë ndjesije të bukur do të na krijonte takimi me këtë zonjë flokëbardhë. Kështu u nisëm në ditën e 26 marsit 2014 drejt azilit të pleqve në Needham të Bostonit bashkë me zonjën time Donikën dhe djalin tonë Kreshnikun. Me ta kemi bërë shumë udhëtime të gjata, me qëllime njohje të historisë brenda dhe jashtë Shqipërisë, madje edhe në vende ku shpesh vështirë  se i takon njeriu të shkojë. Kemi udhëtuar shumë për të gjetur gjurmët e Ericksonit. Por ndjenja që po provoja, sa më shumë i afrohesha atij objekti, më bëhej gjithnjë e më e fortë dhe më shtonte dilemën:

Mos po e bezdisja një zonjë e cila kishte rënë në pleqërinë e saj të thellë? A do të kishte ajo ndonjë  ide për çfarë  ne po e vizitonim?! A do të ishte në gjëndje kujtesa e saj të përgjigjej pikpyetjeve, interesave dhe kërshërive të mija mbi realitetin shqiptar për të cilin familja e saj u sakrifikua jo pak?!

A do të pranonte vizitorë të panjohur, tërësisht të huaj, t'i takonte dhe bisedonte me ta?!

**Takimi**



Duke parë librin kushtuar të atit.

Azili ku i kalon vitet e fundit të jetës Grace Johnson gjendet në një zonë periferike jo larg Bostonit, në një kodër të veshur me pyje të dendura, me ndërtesa të bukura dhe kushte nga më idealet që njeriu mund të mendojë për të kaluar pleqërinë.

U ngjitëm me ashensor dhe përpara gjetëm një zonjë recepsioniste të cilës i treguam se ishim vizitorët e Grejs Johnson.

Mirësevini! – na tha ajo me mirësjellje. -Ju lutem shënoni emrat në librin e vizitorëve dhe futuni në atë korridor!- Ajo gjëndet në dhomën e parë djathtas.

Kështu bëmë. Tek ana e majtë e derës së asaj dhome ishte një tabelë në të cilin shkruhej:

***Takoni Grejs Johnson.***

*"Grejs Elizabeth Johnson ka lindur në Jugosllavi me datën 19 gusht 1911. Ajo jetoi në Kapri, Itali, sa ishte vajzë e vogël dhe pastaj lëvizi në Gjenevë të Zvicrës me motrën e saj Kristelin. Ato të dya u vunë nën kujdesin e dados Stefanie. Kur Grejs dhe Kris, u bënë njëra 11 vjeç dhe tjetra 13 (të lindura Grejs në Manastir dhe Kris në Elbasan – shënimi im) motra e tyre Lois shkoi në Zvicër që t'i merrte dhe t'i dërgonte në Angli ku do të ndiqnin shkollën e vajzave Birkensted. Më në fund Grejs erdhi në ShBA dhe studjoi për infermjere. Ajo u martua me Jasper Johnson gjatë asaj kohe dhe së bashku lëvizën në një fermë të vogël në Masaçusetin perëndimor. Ferma nuk kishte as energji elektrike, as ujë të rrjedhshëm. Këtu asaj i lindën dy fëmijë, Kristel dhe Faye. Nga ferma ata shkuan në Roçester, Nju Jork ku Jasper punoi saldator për firmën Kodak. Aty atyre iu lindën edhe tre fëmijët tjerë, Bobi, Pete dhe Al.*

*Në vitin 1950, Grejs , Jasper dhe familja e tyre lëvizën për në Needham, Masaçusets. Jasperi shiste aparate dëgjimi në Boston. Fëmija i tyre i fundit Doni, lindi pikërisht aty. Grejs u vendos në North Hill në vitin 1998 duke vazhduar pasionin e saj për pikturën, notin dhe librat. Ajo ka tetë nipa e mbesa dhe nëntë sternipa e stërmbesa"*



Mal Berisha me Grejs Elizabeth Johnson – Erickson duke shfletuar librin

Ne hymë në atë dhomë të arreduar më së miri e cila ngjante me një dhomë spitali, me gjitha pajisjet e duhura. Ishte e pastër sa më s'ka. Por Grejs nuk ndodhej aty. Një sanitare që u gjend aty na tha se ajo ka vajtur tek një dhomë tjetër. Nuk vonoi shume dhe e sollën.Ishte me një karrocë invalidësh.

Grejs u shfaq para nesh pak e habitur, me sy te mprehte pa syze, shikim të thellë, flokë të bardha argjend, fytyrë të lëmuar dhe jo aq të rrudhur, buzëqeshje të embël plot dritë e jetë. Punonjësi i azilit e solli para nesh dhe e fiksoi karrocën. Iu afrova dhe i tregova kush isha. Pastaj të njëjtën gjë bëri ime shoqe dhe djali. U ula pranë saj. Ndjeva se po takoja ndoshta njeriun më të vjetër të lindur në trojet shqiptare që për fat ende jetonte.

I fola pak se përse isha aty. I thashë se kisha ardhur ta takoja për të nderuar atë dhe kujtimin e të jatit, Charles Telford Erickson për gjithcka që  ai kishte bërë për Shqipërinë.

Ajo më tha thjesht me zërin që i dridhej:

Jo, vërtetë, e këni bërë ju këtë për mua?!

-Po, i thashë, babai juaj ka bërë shumë për Shqipërinë.

-Eh, po,- mu kthye, "-Babai im ka qenë një burrë i madh".

Pastaj vijuam bisedën. Mbante mend shumë gjëra por me të thëna. Nxora nga çanta librin që i kisha sjellë asaj. Pastaj e pyeta:

Çfarë të kujton kjo fotografi në kopertinën e këtij libri?

-Oh, psherëtiu, -ky është babai im, Dad Erick.

I tregova se i tërë ai libër i kushtohej jetës dhe veprës së tij në Shqipëri dhe për Shqipërinë. Pastaj shpalosëm faqet e librit ku ishin fotografitë. Ajo i njohu një për një.

Po,- tha ajo, -ky është babai im, kjo është nëna, kjo këtu është Alice, gruaja e dytë e babait. Ajo ka qenë shumë e mirë me ne. Na donte shumë. Eh babai im, -psherëtiu ajo përsëri, -ishte njeri i madh. Hapte shkolla atje.

A është shkolla e tij?

Në atë çast ndjeva se sa me vlerë ishte fakti që në njëqind vjetorin e pavarësisë së Shqipërisë, Shkolla Bujqësore e Kavajës kishte marrë emrin e Charles Telford Erickson, të cilën e kishte themeluar ai vetë, babai i saj.

Po i thashë, shkolla e babait tuaj është ende e hapur dhe mban emrin e tij.

Vertetë? -më tha,- sa më bëhet qejfi! Ai ishte i dhënë pas saj. Isha e vogël kur u larguam dhe dhe babai më dërgoi në Zvicër bashkë me motrën time me të madhe. Aty na mbante një zonjë shumë e mirë Stefania. Eh.

-Po ju a jeni ministër? më pyeti.

Në fakt kam përshtypjen se ajo dinte diçka për mua, prej të bijëve, Bobit dhe Donit të cilët duhej t'i kishin folur për funksionin që unë kisha. Dhe në kohën e saj, ata që shërbenin në këtë detyrë quheshin, ministra. Doni e pati vizituar Shqipërinë në nëntor 2012 kur u përurua ai libër, më pas i pata takuar Bobin dhe Donin në pranverën e vitit 2013 kur Federata Pan – Shqiptare e Amerikës VATRA e bëri perurimin e librit në Nju Jork.

I shpjegova dhe i thashë se ky libër është dhuratë për të .

-Jo, më tha, -me të vërtetë e thua? A nuk është kjo diçka shumë e bukur?

Shumë falemnderit!

E mori. E mbante në dorë dhe shihte me vemëndje kopertinën me fotografine aq pozante të të jatit që në ato momente m'u duk se shëmbëllente kaq shumë me fytyrën e saj.

Kisha bërë shumë punë për të nxjerrë në pah jetën dhe veprën e Ch T Ericksonit. Udhëtime për në Yale University, në arkiva në Uashington e Nju Jork, Londër, nxjerrje dokumentash, letra, përkthime, deri në botimin e librit. Por pengu im ishte se si të gjeja dike nga familja e tij si dëshmi e gjallë e kontributit të kësaj familje jo shqiptare por kaq pro-shqiptare. Ishte i nderuari At Arthur Liolin, kreu i Kishës Ortodokse Shqiptare të Amerikës, pasardhës i Nolit tonë të madh i cili pak para botimit të librit më njoftoi se kishte rënë në gjurmët e pasardhësve të tij. Kështu u lidha me djemtë e Grejs , Don dhe më vonë Bob, me nipin dhe

mbesën e Telfordit, Paul dhe Mary Morris. Të gjithë këto kontakte më jepnin një emocion të bukur pasi po gjeja degët e një peme familjare me një trung që i kishte rrënjët në Shqipëri dhe që i kishte dhënë Shqipërisë time,Shqipërisë tonë , kaq shume...

Natyrisht që takimi me Grejs Johnson, sado i shkurtër, ishte më i veçanti, më i bukuri, më i paharruari.

**Pak histori të lidhjes së Grejs Johnson Erickson me Shqipërinë**



Grejs Elizabeth Johnson – Erickson duke pikturuar

Si të mos të emocionohet njeriu kur i kthehet historisë së asaj familje? Pasi kishin ardhur në Shqipëri, në fillim në Korçë e më pas në Tiranë në vitin 1908 ata ishin ballafaquar me represionin turk dhe ishin detyruar të zhvendoseshin pas një viti në Elbasan. Tre fëmijëve që sollën me vete iu shtua edhe e katërta. Edhe aty i ndoqi po i njejti fat. Në verën e viti 1911 ata u internuan nga forcat turke në Manastir. Aty në kushte internimi, lindi pikërisht Grejs për të cilën po flasimdhe po ua sjellim të gjallë në vëmendjen tuaj. Pas disa kohësh ata u kthyen përsëri në Elbasan. Babai i Grejs nuk hiqte dorë nga qëllimet e tij për të ndihmuar në arsimimin dhe emancipimin e një kombi për të cilin askush në botë nuk ka shkruar më me dashuri e rrespekt se ai. Por në tetor të vitit 1912 familjen e goditi një gjëmë e madhe. Djali i madh i tyre, Irli, u lëndua duke luajtur. I ati e dërgoi atë në Zvicër për ta shëruar. Mjerisht ai nuk i mbijetoi dot infeksionit që i kishte marrë plaga. Kështu në dhjetorin e atij viti Ericksoni kthehet në Durrës pasi e kishte varrosur të birin në Zvicër. Fatkeqësisë së tij i shtohet edhe represioni serb. Shqipëria ishte shpallur e pavarur me 28 nëntor 1912, por ishte pushtuar menjëherë nga serbët. I cilësuar prej pushtuesit, armik i serbëve dhe mik i shqitarëve ai mezi lejohet të shkojë në Elbasan dhe të marrë familjen, falë ndërhyrjes së konsullit austriak në Durrës Charles Halla. Kështu ai e largon familjen nga Shqipëria. Grejs Elizabeth, në atë kohë 14 muajsh largohet nga Elbasani me prindërit, vëllain Palin dhe motrat, Lois e Kristel. Ndërsa i jati kthehet e rikthet në Shqipëri për vite të tëra. Ai bëhet anëtar i delegacionit shqiptar në Konferencën e Paqës në Paris dhe komunikon

drejtpërsëdrejti me Presidentin Uillson në mbrojtje të territoreve shqiptare; bëhet komisioner i Shqipërisë në Uashington, pastaj diplomat amerikan në Tiranë, hap shkollën Bujqësore të Kavajës në vitin 1926. Në vitin 1937 dekorohet nga Mbreti Zog me Urdhërin e Skënderbut. Në vitin 1945 ishte delegat i VATRËS në Konferencën themeluese të Kombeve të Bashkuara dhe i shkruan Presidentit Truman për Shqipërinë. Më pas i kushton jetën Shqipërisë me shkrime në gazetat më prestigjoze të botës, Nju Jork Times, The Economist, etj. Ai vdes në vitin 1966 në moshën 99 vjeçare duke lënë të pabotuar një tekst historie për Shqipërinë me 56 kapituj si trashëgiminë më të mirë të tij. Ai tekst tashmë është botuar në gjuhën shqipe.

**Një detyrim moral**



Azili i Pleqeve ne Needham Boston ku jeton Grace

Kështu e takova pasardhësen e drejtpërdrejtë të heroit tim(shpresoj të të gjithë shqiptarëve) Charles Telford Erickson me datën 26 marsi 2014. U largova prej atij azili me një dashuri dhe respekt të pafund, për të bijën e një njeriu që ia kishte falur Shqipërisë gjithçka deri edhe antarët e familjes së tij.

Jo vetëm veneracioni i pafund që ndjej për veprën e tij, por edhe roli që ai ka luajtur dhe luan në jetën time që kur u njoha me veprën e tij më shtyu drejt një takimi të tillë . Edhe i vdekur atje ku është, drita e shpirtit të tij është kthyer në një dritë edukimi, pastrimi shpirtëror, ndjenje të bukur humane, dhimbje për të varfërin, të voglin, të papërkrahurin qoftë ky individ apo edhe popull siç ishte populli shqiptar kur ai u njoh me të, në vitet e fundit të errësirës osmane që e kishte pllakosur. Dhe jo vetëm atëherë, por deri në fund te jetës së tij Shqipëria u shnderrua në qëllim,mision,detyre.

Roli i Grejs Johnson mund të duket i vogël apo i papërfillshëm por ajo është dëshmia e sakrificës së të jatit, që rezultoi në humbjen e vëllait dhe të nënës së saj të dashur për hir të dashurisë për Shqipërinë. Ajo u rrit me dado në vend të huaj pa praninë e babait dhe me

nënën të paaftësuar thjesht dhe vetëm sepse babai i saj ja kushtoi jetën Shqipërisë. Asaj i mungoi luksi me i domosdoshem qe rrit dhe ushqen një fëmijë ;familja , atdheu i vet, jetesa me të cilën prindërit e saj ishin rritur,por që nuk mund tua siguronin fëmijëve të tyre në Shqipërinë e varfër.

Dhe ajo vetë e quan atë: “Një burrë të madh”.

Pajtim më të bukur sesa ky me bëmat nganjëherë tej-njerëzore të të jatit nuk mund të ketë. Prandaj e ndjeja si detyre morale të mos e humbja rastin për të takuar njeriun që mbarte drejtpërsëdrejti gjakun e Charles Telford Erickson që rridhte në damarët e dala të së bijës 103 vjeçare, Grejs .

Praktikisht takova vetë historinë e njërës nga segmentet më kuptimplote por fatkeqësisht më të panjohura të vendit tim – fillesën e ngjizjes së mardhënieve me mikun dhe aleatin më të madh të popullit shqiptar, SHBA.

E përqafova, i putha dorën, ia përkëdhela ato flokë të argjendta. Më pa embël. M’u duk se po më vështronte po me atë dashuri që i ati i kishte parë shqiptarët.

Dhe më pyeti:

-Kur të më pyesin miqtë e mij, se cilin takove sot, çfarë t’ju them?

-I thashë: -thuaju se takova ca njerëz të një familje shqiptare që e duan babain tim të ndjerë deri në adhurim dhe veneracion.

Nuk kisha një kartvizitë me një përcaktim të tillë. Prandaj i dhashë atë të punës time. Dhe ndjeva së sa shumë e kisha nderuar atë kartvizitë, atë ditë.

**Epilog:**

Pas takimit me Grejs , i biri Don Johnson më shkruajti këto fjalë:

Falemnderit për vizitën që i bëtë nënës time të dashur Grejs .

Shqipëria e kaliti Dad Erikun. Ai e nguliti Besën Shqiptare tek mama ime Grejs ndërsa Mama Grejs e nguliti atë tek ne fëmijët.

Falemnderit Shqipëri.

Dhe unë iu përgjigja:

Falemnderit Amerikë që i dhe Shqipërisë njerëz të tillë!

Mal Berisha

# SHËMBET SHKOLLA BUJQËSORE AMERIKANE "CHARLES TELFORD ERICKSON" NË GOLEM TË KAVAJËS

**Shkruar nga Mal Berisha**






- E themeluar me 20.09.1925, ajo bashkë me Shkollën Teknike "Harry Fultz", ishte dëshmia e parë e Investimeve Amerikane në Shqipëri dhe vatra e edukimit të mijëra agronomëve, veterinerëve, zooteknikëve dhe speciaistëve të bujqësisë shqiptare;
- Themelet e saj ishin ndërtuar me një donacion prej 10.000 dollarësh të dhënë nga Presidenti i 31- të amerikan, Herbert Hoover;

- Më 1925 shkolla quhej Instituti Shqiptaro – Amerikan, deri më 1939; Më pas Teknikumi Bujqësor “Ylli i Kuq”; Në vitin 2012 mori emrin Shkolla Profesionale “Charles Telford Erickson”.
- Enver Hoxha në librin e tij “Rreziku Anglo – Amerikan për Shqipërinë” kishte deklaruar: *“Kurrë nuk do të shkelin më këtu armiq të Shqipërisë siç ka bërë Charles Telford Erickson”*, pra themeluesi i kësaj shkolle.

---



**Hyrje**

Herë pas here shkoi dhe vizitoi shkollën Bujqësore “Charles Telford Erickson”, në Golem, pasi më duket sikur aty gjej gjurmët e lëna nga një njeri që e deshi Shqipërinë me gjithë forcën e shpirtit, duke bërë sakrificat më të mëdha deri në humbjen e një fëmije dhe të bashkëshortes. Këto ditë korriku ndërkohë që isha me pushime në Qerret, mendova të shkoja edhe një herë, veç të tjerash, të bëja edhe një donacion me librat që kam shkruar për këtë shkollë. Ajo çfarë pashë aty, më tmerroi.

**Rrënimi i trashëgimisë tonë Shqiptaro – Amerikane.**

Në vijim të shkatërrimit të trashëgimisë perëndimore dhe të akteve vandaliste, këto ditë është shembur simboli i parë i mardhënjeve Shqiptaro – Amerikane: Instituti Bujqësor Amerikan i Kavajës, i themeluar me datën 20 Shtator 1925. Ky akt është kryer në kohë

Pandemie, në shkelje të çdo ligji dhe rregulli dhe në heshtje të plotë, jashtë syve të publikut, fshehurazi dhe për interesa të mafias së ndërtimit, pranë qeverisë.

**Kujdesi i Legatës Amerikane në Tiranë për atë shkollë:**

Më 28 Korrik 1922 në Tiranë pat filluar punën Legata Amerikane. Ministri i parë amerikan ishte Ulyses Grand – Smith. Në stafin e tij bënin pjesë Rodgers, J. Donals, sekretar i Parë, Minor Georg dhe **Charles Telford Erickson**, zyrtar të legatës, ndërsa nga stafi lokal ishte Kol Kuqali, i cili u pushkatua në vitin 1947 nga rregjimi i Enver Hoxhës.

Hapja e Legatës Amerikane u prit me gëzim të madh si rrjedhojë e një simpatie të madhe që ishte krijuar në Shqipëri për Amerikën, për shkak të mbrojtjes që Presidenti Wilson i bëri Shqipërisë në Konferencën e Paqës në Paris, 1919. Nga ana tjetër shqiptarët kishin arritur të fitonin simpatinë e Amerikës nëpërmjet të Federatës Pan – Shqiptare, "VATRA".

Ishte VATRA që e kishte dërguar pranë delegacionit shqiptar të drejtuar nga Turkhan Pasha në Konferencën e Paqës në Paris, misionarin e shquar dhe mikun e jashtëzakonëshëm të Shqipërisë, Charles Telford Erickson, një diplomat të cilit i takoi edhe nderi që të merrej me hapjen e Legatës Amerikane në Tiranë, në vitin 1922-1923.



**Kush ishte Charles Telford Erickson:**

Për herë të parë, Erickson erdhi në Shqipëri bashkë me të shoqen Carry – in dhe tre fëmijë, në vitin 1908 dhe qëndroi deri në vitin1937, herë në Shqipëri dhe herë jashtë saj, por pa

reshtur së punuari për vendin tonë, gjë që e bëri edhe pas largimit, deri sa vdiq në moshën 99 vjeçare, në vitin1966.

Ai jetoi pak kohë në Korçë dhe më pas një vit në Tiranë, 1908 – 1909. Që aty u dëbua prej turqëve dhe u vendos në Elbasan, 1909 – 1912, ku hapi një shkollë shqipe. Aty u shtua me dy vajza por i vdiq djali i madh. Në vitin 1912 pushtuesit serbë e arrestuan në Durrës dhe e dëbuan  si  armik i Serbisë dhe mik i shqiptarëve. Në vitin 1913, u kthye në Shqipëri si korrespendent i revistës angleze "The Economist" ku shkruajti një seri artikujsh për Shqipërinë dhe Kosovën.  Erickson iu përgjigj  ftesës së "VATRËS" për t'ju bashkëngjitur delegacionit shqiptar që mori pjesë në Konferencën e Paqes në Paris, në vitin1919.

Historia e mbrojtjes së Shqipërisë nga Presidenti i 28-të amerikan, Woodrow Wilson në Konferencën e Paqës në Paris, është e lidhur plotësisht me veprën e Erickson-it pasi ai për 15 ditë rresht e "bombardoi" Presidentin Wilson me letra, duke i shpjeguar se kush janë shqiptarët, ndërsa i tregon edhe për lakmitë e fqinjëve tanë në ato kohëra. Me 24 Prill 1919, Wilson lëshon deklaratë në mbrojtje të Shqipërisë.

Më 20 Shtator 1925 Erickson inaguron Institutin Shqiptaro –  Amerikan të Bujqësisë, në Golem të Kavajës. Ai sjell mësues nga Amerika dhe e drejton shkollën për vite të tëra.

Në vitin 1931, për kontributin e vyer që kishte dhënë ndaj Shqipërisë, Mbreti Zog i I – rë e dekoron me Urdhrin e Kalorësit të Skënderbeut. Erickson pasi largohet nga Shqipëria u caktua nga VATRA si vëzhgues në Konferencën Themeluese të Kombeve të Bashkuara, në San Francisko, në vitin 1945. Më pas ai shkruan pesë libra nën një titull të përbashkët: "*Shqipëria – Enigma e Ballkanit*" të cilat mbetën të pabotuara në fondin e tij, në Yale University Divinity Library, në Hartford, Connecticut, në Amerikë. Autori i këtij shkrimi ka patur nderin t'i zbulojë, t'i përkthejë, dhe t'i botojë në një libër tre volumesh në vitin 2012.

Midis tërë këtyre gjërave që ai bëri për vendin tonë ishte hapja e asaj shkolle  si dhe një shkollë tjetër për vajza, në Kavajë.

## Charles Telford Erickson



CHARLES TELFORD ERICKSON

Charles Telford Erickson lindi në vitin 1867 në Galesburg, Illinois, nga prindër suedezë.
Ai u arsimua në Universitetin DePauw.
Erickson u bë drejtor i misionit të Bordit Amerikan për Misionet në vendet e Huaja në Elbasan në vitin 1908 dhe shërbeu në këtë mision për 12 vjet duke vazhduar më pas për 14 vjet në mënyrë të pavarur.
Ai kaloi pothuajse 30 vjet në Shqipëri (1908 – 1937).
Në vitin 1919 mori pjesë në Konferencën e Paqes në Paris si Delegat nderi i Shqipërisë, emëruar nga Federata shqiptare në Amerikë VATRA.
Në vitet 1920-1921, ishte komisioner i posaçëm i Shqipërisë në Shtetet e Bashkuara.
Në vitin 1931, u dekorua me titullin "Kalorës i Medaljes së Artë të Skënderbeut.



Ai erdhi në Shqipëri si misionar, u kthye në edukator, u transformua në politikan, punoi dhe veproi si diplomat, kërkoi fushave të naftës si inxhinier, shkroi si historian, meditoi si filozof, frymëzoi si patriot dhe …
Iku si njeriu më i dashur I Shqipërisë.

Faleminderit i dashur Erickson!
Mal Berisha, Londër, shtator 2012













**Një histori e shkurtër e Shkollës "Charles Telford Erickson" në Golem, Kavajë.**

Themeluesi i kësaj shkolle ka patur miqësi me Fan Nolin. Ty dy kishin ardhur në Shqipëri nga Amerika dhe të dy pajtoheshin se arsimimi në Shqipëri mbetej me të vërtetë prapa asaj çfarë kishin bërë vendet e tjera ballkanike.

Më 15 nëntor 1921, Fan Noli, në postin e Ministrit të Jashtëm, i kërkoi Erickson-it të paraqiste me shkrim një propozim, ku të përqendrohej në ato zona ku arsimi shqiptar duhej

të luante një rol kryesor në shoqëri. Disa ditë më vonë, ai bashkë me Ali Cungun, i paraqitën qeverisë shqiptare propozimin për ndërtimin e shkollës së Kavajës. Më 16 Tetor 1922 qeveria shqiptare i komunikoi Erickson-it se në përgjithësi ata e miratonin idenë e tij për një Kolegj Bujqësor, megjithëse, siç theksohej, qeveria ende nuk ishte në situatë të përshtatshme financiare.

Meqë financimet për këtë projekt do të vinin nga ShBA-ja, Erickson-i i kërkoi qeverisë t'i jepte ndonjë zonë që ishte në pronësi të shtetit, ku të ngrihej Kolegji Kombëtar i Bujqësisë, me një fermë model dhe stacion eksperimental pranë tij.

Me datën 8 Mars 1922, Kryeministri i kohës, Ahmet Zogu, e informoi Erickson-in se atij i lejohej të zgjidhte nga një listë prej tetë ose dhjetë fermash më të mira në pronësi të shtetit, për ta ngritur shkollën. Më 4 korrik 1922, Erickson-i u njoftua se qeveria i kishte dhënë lejen për tokën e Kavajës. Më 28 maj 1923, Parlamenti Shqiptar i dha miratimin përfundimtar projektit të Erickson-it. Në veçanti, Erickson-i i ishte mirënjohës përpjekjeve personale të Ahmet Zogut, i cili, që në fillim, kuptoi ndikimin potencial që do të kishte projekti i tij.

Erickson-i u nis për mbledhje fondesh në Shtetet e Bashkuara, por Zogu i kërkoi atij që të themelonte edhe një shkollë vajzash, sepse, sipas tij, *"në qoftë se Shqipëria donte të kishte sukses në proçesin e ndërtimit të shtetit, edhe gratë duhej të ndihmonin me kontributin dhe përpjekjet e tyre."*

Më 4 shkurt 1924, Erickson-i i dërgoi kolonelit Ernest T. Bisknell një letër dhe një kopje bashkëngjitur, të memorandumit mbi shkollën, në të cilën i shpjegonte qeverisë amerikane se qeveria shqiptare e kishte caktuar atë të themelonte Shkollën Amerikane – Shqiptare të Bujqësisë, e cila do të mbështetej financiarisht prej një Bordi Amerikan të besuarish. Erickson-i u vu në kontakt me Herbert Hoover-in, në atë kohë Sekretar i Shtetit për Tregtinë, i cili më vonë u bë President i Shteteve të Bashkuara të Amerikës.

Më 9 shkurt të vitit 1924, Erickson-i, në një letër që i dërgonte Hoover-it theksonte se nevoja më e madhe e menjëhershme e Shqipërisë ishte modernizimi i bujqësisë së saj. Erickson-i i shkruan me aq dhimbje dhe simpati për shqiptarët, sa askush tjetër nuk kishte bërë:

*"Shqiptarët janë njerëz të tillë që më mirë vdesin sesa të kërkojnë, më mirë mbarojnë në dëshpërimin e vet, sesa të qahen... ata janë një popull tragjik, por një racë heroike".*

Departamenti i Shtetit, më 11 shkurt 1924, e miratoi hapjen e shkollës. Në të thuhej:

*"...Projekti i z. Erickson për themelimin e një shkolle për mësimdhënien në fushën e bujqësisë dhe tregtisë në Shqipëri ka miratimin tonë që buron nga zemra."*

Duke qenë plotësisht i kënaqur me raportin e lëshuar nga Departamenti i Shtetit, Herbert Hoover vendosi t'i jepte mbështetjen e tij këtij projekti, duke dhënë një donacion prej

10.000 dollarësh, nga llogaria e tij personale, në kushte anonime, me kusht që brenda një viti, Erickson-i të mblidhte edhe një shtesë prej 100.000 dollarësh të tjerë për shkollën.

Erickson-i mblodhi 350.000 dollarë, erdhi dhe  e ndërtoi shkollën bujqësore. Ajo ishte shkolla më e organizuar në Shqipëri dhe njëra prej tre shkollave të huaja të cilat Mbreti Zog nuk i mbylli gjatë "Reformës Ivanaj", në vitin 1933, për shkak të frymës kombëtare që kishte zbatuar Erickson- i dhe stafi i tij.

Pas ardhjes në fuqi të komunistëve, emri i amerikanëve u zhduk nga faqja e dheut, ndërsa emri  i Erickson – it u ndalua me urdhër të diktatorit. Shkolla e vijoi punën, tanimë nën emërtimin komunist: "Ylli i Kuq".

Në vitin 2012, me rastin e promovimit të librit historik: "Ch.T.Erickson – Një Amerikan që i kushtoi jetën Shqipërisë", arrita të sillja në Shqipëri, mbesën e Erickson- it, Mery Morris, nipat e tij, Paul Erickson, i riu, dhe Donald Jonson i biri i Grace Erickson, e lindur në Shqipëri në vitin 1913. Me atë rast, Ministria e Arsmit e emëroi shkollën:

Shkolla Bujqësore "Charles Telford Erickson".

Sot në hyrjen kryesore të kompleksit shkollor është vënë një tabelë me inicialet:

"Republika e Shqipërisë, M.M.S.R., SHKOLLA PROFESIONALE "Charles Telford Erickson"  Golem Kavajë, 20.09.1925. Ndërsa në hyrjen e shkollës së re ajo mban iniciale të tjera me të njejtën titull: M.A.SH.

Një investim shumë i mirë i Fondit të Zhvillimit ka sjellë ndërtimin e një shkollë të re, brenda këtij kompleksi bujqësor. Por toka e shkollës është tkurrur prej ndërtimeve agresive duke mos iu lënë vend nxënësve as për fiskulturë e jo më për parcela eksperimentale.

---



**Ndërtesa 95 vjeçare e Shkollës Profesionale "Charles Telford Erickson, pëson fatin e Teatrit Kombëtar**

Ndërtesa e vjetër, e ndërtuar nga amerikanët, ishte në gjendje shumë të mirë dhe u kthye në konvikt. Ajo mbarte jo vetëm vlera përdorimi por më shumë se aq edhe vlera historike. Natyrsht që mosha 95 vjeçare e ndërtesës mund të ketë kërkuar riparime dhe mirëmbajtje. Por në vazhdën e tendencës dhe joshjes së papërmbajtshme për të zhdukur çdo gjë nga tradita jonë përendimore, "Rilindja" vendosi t'i rezervojë edhe asaj shkolle fatin e Teatrit Kombëtar.

Momenti ishte ideal: Pandemia dhe zona disi jashtë syve dhe vemëndjes së njerëzve. Kështu u plotësua edhe një kërkesë e mafias së ndërtimit nëpërmjet të zyrtarëve të korruptuar të lidhur me të.

Shembja e asaj ndërtese përbën një atak të turpshëm ndaj historisë së mardhënjeve tona me Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Ajo shkon në një vijë me atë që Enver Hoxha pati thënë për Erickson-in.

Dua të kujtoj këtu fjalën e Ambasadorit Amerikan Herman Bernstein, mbajtur tek ajo shkollë me rastin e inagurimit të një shtese, me datën 2 Prill 1933: Ai midis tjerash thotë:

*"Unë jam posaçërisht i lumtur të shoh këtë kontribut të çmuar të ndihmës bujare të ardhur nga Amerika e të sjellur këtu në këtë vend të vogël buzë Adriatikut, me njerëz të lashtë, e përsëri të rinj. Fondacioni që ka mbledhur fonde për këtë shkollë iu ka zgjatur dorën vëllazërore të bashkëpunimit me dëshirën e mirë dhe mirëkuptimin e ndërsjelltë, larg nga çfarëdo motivi egoist apo agjende të fshehtë."*

Nuk e di nëse stafi i sotëm i Ambasadës Amerikane është njohur me këtë akt vandal – anti – amerikan të autoriteteve të sotme shqiptare, por natyrisht që ajo do të njoftohet edhe në rrugë formale edhe nëpërmjet të këtij shkrimi.

Ndërkohë, organet e Prokurorisë duhet të fillojnë menjëherë hetimin: Kush e prishi, kush e vlerësoi se duhej prishur, përse është prishur pa asnjë njoftim, a është njoftuar Ambasada Amerikane e cila ka patur dhe duhet të ketë shumë interes për këtë simbol të Amerikës në Shqipëri?

Nga të dhënat e para mua më rezulton se shkolla është prishur, veç tjerash sepse:

1 – Strehimi i studentëve i ka kaluar një firme private e lidhur me qeverinë, e cila ka një hotel aty afër, e që përfiton para korruptive nga buxheti i shtetit;

2.- Një ndërtues i fuqishëm do të ndërtojë aty me lejet e agjensive qeveritare, në një nga zonat më piktoreske të bregdetit tonë.

3.- Agjensia e ALUIZM – it, si vegël e Rilindjes anti perëndim,  ka një interes të veçantë në shkatërrimin e kësaj vepre të trashëgimisë tonë kulturore dhe politike, në përmbushje të agjendës rilindase *alla* Teatri Kombëtar.

95 vjet Histori Shqiptaro – Amerikane tani gjenden nën rrënojat e "Rilindjes".

O Zot në çfarë kohe po jetojmë!

**Mal Berisha**

---

# NË GOLEM TË KAVAJËS – NJË BUST DINJITOZ PËR CHARLES TELFORD ERICKSON – NIN: AMERIKANIN QË I KUSHTOI JETËN SHQIPËRISË

## Nga Mal Berisha

---



**Si u njoha me Charles Telford Erickson?**

Në vitin 1999, në përvjetorin e 90 – të, të daljes në dritë të gazetës DIELLI, pata nderin të mbaja një kumtesë përpara anëtarëve të Federatës Pan – Shqiptare të Amerikës VATRA, në New York. Tema ishte e lidhur me kontributin e disa amerikanëve shumë të shquar ndaj çështjes shqiptare. Ndër ata emra kisha veçuar edhe atë të Dr. Charles Telford Erickson. Vepra e tij ishte aq e madhe, aq e larmishme dhe aq e dobishme sa më rrëmbeu pas vetes në një punë kërkimore dhe studimore shumë vjeçare. Ky emër i madh, i harruar qëllimshëm nga diktatura komuniste deri në atë kohë, ishte zhdukur pa lënë asnjë gjurmë. Vepra e tij

amerikane, më e dukshmja që jetonte mbi token shqiptare, ishte Shkolla Bujqësore në Golem të Kavajës, të cilën ai e ngriti me shumë mundime dhe e inaguroi më datën 20 Shtator të vitit 1925.



Në rrjedhë të viteve, asaj i ishte ndërruar emri, i ishte zhdukur historia dhe ishte lënë në një harresë vrastare për mëse pesë dekada.

I tërhequr me pasion rreth jetës së këtij njeriu, iu vura një punë të palodhur e cila u përmbyll me botimin e librit në tre volume:

Charles Telford Erickson – Për Shqipërinë dhe në Shqipëri

Libri u përurua me datën 5 Nëntor 2012, në nderim të 100- vjetorit të Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë. Në inagurim mori pjesë Ambasadori Amerikan Alexander Arvizu dhe të gjitha autoritetet shqiptare të kohës.

Për ta bërë sa më të njohur veprën e këtij njeriu u angazhova në një seri promovimesh me audienca nga më të ndryshmet, përgjithësisht heterogjene dhe në salla shumë prestigjioze, brenda dhe jashtë (vendit) – Shqipërise, si në Londër, Gjenevë, Vjenë, New York, Prishtinë...

**Degradimi dhe shkatërrimi i objekteve shkollore të ndërtuara nga amerikanët në Golem.**



Në verën e vitit 2020, edhe pse në kushte pandemie vendosa ta vizitoja për të disatën herë shkollën që mban emrin e tij në Golem. Aty pashë se ishte ngritur një shkollë e re moderne, me financat programit evropian të integrimit IPA. Pashë gjithashtu që konvikti i Erickson – it po rrënohej e bashkë me të trashëgimia amerikane. Për mendimin tim kjo po ndodhte krejt pa arësye.

Thjesht ishte gjetur një sebep:

Tërmeti.

Ndërtesës i kishin shembur çatinë. Muret ishin aq solide sa nuk kishte tërmet që mund t'i rrënonte por ndërtuesit "donin punë"...!

E ngrita zërin sa munda, në gazeta, në television, por askush nga ata që i marrin ato vendime, nuk më dëgjoi. Vizitova edhe Kinemanë e Shkollës, e cila ishte lënë në degradim të qëllimishëm për të gjetur më vonë një shkak për ta rrënuar edhe atë dhe për t'i bërë dikujt favorin e radhës për ndërtim e ndonjë hoteli...!

Kështu pra, po zhdukej dhe po zhduket i pari objekt historik i pranisë amerikane në truallin shqiptar.

Pas vizitës në shkollë, bëra një donacion me një numër të konsiderueshëm librash që kishin të bënin me biografinë e shkollës dhe të themeluesit.

Duke parë prirjen që ekziston për fshirjen nga faqja e dheut e të tëra objekteve historike në vendin tonë, vendosa të bëja gjithçka që të mundja për ta përjetësuar veprën e atij amerikani:

**Përjetësimi i veprës së  Charles Telford Erickson – it në  një bust prej bronxi.**




E bisedova këtë çështje me autoritetet lokale të Kavajës të cilët shfaqën gatishmërinë për ngritjen e bustit të themeluesit të asaj shkolle.

Pasi u sigurova, e takova mikun tim, skulptorin e njohur, Kreshnik Xhiku, me të cilin kishim ngritur edhe bustet e Skënderbeut në Londër dhe në Munxhufuni – Itali. Duke shfrytëzuar galerinë aq të pasur të fotografive që disponoja, skulptori arriti të modelonte në allçi një bust të Erickson – it i cili kishte të tëra tiparet e tij, të theksuara në një portret intelektuali, diplomati, dijetari, njeriu të urtë e misionari me zemër të butë e vepra të mëdha. Kreshniku e punoj atë vepër me shumë dashuri, bazuar në të dhënat biografike që e lidhnin atë me Shqipërinë, me shkollën dhe me jetën shqiptare.

Në jakën e majtë të xhaketës ai skaliti medalionin e bukur që Erickson e kishte marrë nga mbreti Zog, si “Kalorës i Urdhërit të Skënderbeut” dhe që e mbajti me vete deri sa vdiq. Ajo medalje sot gjëndet në murin e Kishës Shqiptare të Shën Gjergjit, në Boston.

Pas kësaj na duhej që busti të derdhej në bronx. Kështu ndodhi. U gjet edhe fonderia. Me një veprim shumë bujar na ndihmoi nipi i vetë heroit të bustit, babai i të cilit kishte jetuar katër vjet në Tiranë dhe Elbasan (1908-1912), Paul Erickson Jr., nga shteti Oregon, në ShBA ku ai jeton. Ai e kishte vizituar shkollën në vitin 2012, kur ajo mori emrin e gjyshit të tij. Bashke me të ishte edhe motra, Mary Morris dhe djali i tezez, Donald, i biri i Grace Johnson – Erickson, e cila kishte jetuar në Elbasan foshnjërinë e saj.




***Paul Erickson Jr., nipi u Ch.T. Erickson i cili ndihmoi financiarisht për ngritjen e bustit. Foto: Studio Calgano Media, Oregon***

Fondi i siguruar prej tyre dhe të afërmve të tyre, bëri që busti të realizohej si një vepër e denjë artistike, e skalitur bukur e me mjeshtri, e derdhur në një masë solide metali dhe i vendosur në piedestalin prej mermeri të zgjedhur e shumë cilësor.

Busti i Charles Telford Erickson – it sot qëndron krenar përpara asaj shkolle. Nxënësit e sotëm dhe shumë breza të mëparshëm, nga ata që jetojnë, ose fëmijët e tyre tanimë, kanë një vend ku të shfaqin nderimin e tyre për themeluesin e shkollës, të vendosin një tufë me lule dhe të ndjehen krenarë për atë shkollë. Ata janë **krenarë** pasi janë edukuar ose edukohen në të parën shkollë amerikane në Shqipëri dhe të vetmen e cila nuk e ka ndërprerë veprimtarinë e saj që prej 96 vjetësh, pavarësisht rrebesheve të historisë, pavarësisht ndërrimit të rregjimeve dhe pushteteve dhe emrave të vetë shkollës.

Ngritja e bustit të Charles Telford Erickson – t, është një vepër që nderon jo vetëm themeluesin e asaj shkolle por edhe tërë ata amerikanë që dhanë mësim aty, tërë ata mësues dhe nxënës që dhanë mësim dhe morën mësim aty. Po ashtu nderon ata që kontribuan për ndërtimin e asaj shkolle midis të cilëve gjënden emra njerëzish nga më të thjeshtët deri tek një emër i madh i Historisë së Amerikës:

Herbert Hoover – Presidenti i 31 – të i ShBA – së.

Ai dhuroi në fondin fillestar të shkollës 10.000 dollarë nga llogaria e vet personale, në kushte anonimiteti.

Uroj që kjo shkollë të ketë jetëgjatësinë e metalit në të cilin është derdhur busti si dhe të ketë edhe vëmendjen e Ambasadës së sotme Amerikane siç e pati kur ajo u themelua në vitet ’20 – ’30 të shekullit të kaluar.

Kjo gjë nuk do të bëhej dot pa mjeshtrinë e skulptorit Kreshnik Xhiku dhe kontributin e nipërve dhe mbesave të vetë Erickson – it, emrat e të cilëve janë të skalitur në faqen anësore të piedestalit.

Jam shumë i lumtur, që ne të gjithë së bashku ia arritëm që atë bust ta ketë në oborr Shkolla Profesionale “Charles Telford Erickson” në Golem të Kavajës.

**Mal Berisha**

***Me skulptorin Kreshnik Xhiku ne studio tek busti I realizuar ne allci.***









***Lista e kontributorëve në realizmin e bustit të Ch.T. Erickson***

# FEDERATA PAN-SHQIPTARE E AMERIKËS "VATRA" PROMOVON LIBRIN KUSHTUAR MIKUT TË SAJ HISTORIK, CHARLES TELFORD ERICKSON

## Shkruar nga Mal Berisha, Anëtar Nderi i "Vatrës"

**Nga BEQIR SINA, New York**



"Mal Berisha, aktualisht ambasador i Republikës së Shqipërisë në Mbretëri të Bashkuar dhe në Republikën e Irlandës, për të gjithë ata që e njohin e kuptojnë fare mirë se ndonëse ai është një diplomat i arrirë, përmes këtij botimi ai vjen dhe si një studiues, një person që merret me meditimin", ka thënë ambasadori i SHBA, në Tiranë z. Aleksandër Arvizu./ Nga BEQIR SINA, New York/

YONKERS NEW YORK : Shkrimtari, publicisti dhe analisti i cështjve politike, Ambasadori i Shqipërisë në Londër, dhe jo rezident në Republikën e Irlandës, zoti Mal Berisha, në New York, në njërin nga ambientet e Royal Regency Hotel , promovoi të shtunën librin me titull: "Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri". Autori i librit zoti Mal Berisha, është anëtarë nderi i Federatës Pan Shqiptare e Amerikës, shoqatës Vatra, ashtu si dhe ishte dhe vetë Eriksoni shumë dekada më parë.

Andaj dhe ky promovim u mbajtë nën kujdesin e Vatrës, duke ftuar me këtë rast përzemërsisht, dhjetra vetë; përfshirë këtu edhe disa drejtues të organizatave shqiptaro – amerikane, komuniteteve fetare, përfaqesuasve të dy shteteve tona, Shqipërisë e Kosovës, kritikë, shkrimtar, poet, piktor, studiues, biznesmenë, artistë, aktivistë, studentë shqiptarë në shkollat amerikane, dhe lexues të pasionuar të librit në komunitetit, si dhe të afërmit të autorit, bashkëshortia e tij zonja Donika Berisha dhe i biri.

Ky libër, erdhi në vendlindjen e Ericksonit, SHBA, mbasi më parë është promovuar në Tiranë me pjesmarrjen një audience shumë më të gjërë, duke nisur që nga Kryeministri i Shqipërisë z. Sali Berisha, Ministri i Kulturës, ai i Arësimit, shkelqesitë e tyre, ambasadorë të SHBA, Alexandër Arvizu, dhe Britanisë së Madhe në Tiranë, Nicholas Cannon, akademikë, studjues, lexues, dhe 3 nipa dhe mbesa të Ericksonit, Poul Telford Erickson Jr, Mary Morris dhe Donald Johnson, etj.

Po, kështu ky libër, është paraqitur në promovimin e tij – edhe në Londër, nga një organizatë si-motër e Vatrës, Shoqata Anglo – Shqiptare, e themeluar para se Shqipëria të bëhej e pavarur, në vititn 1912, nga dy anglezë të shquar, Kolonel Aubrey Herbert dhe Kraijlica e Malsisë, Edith Durham(ajo shoqatë ekziston edhe sot dhe ambasada shqiptare në Londër bashkevepron me të në mënyrë të shkëlqyer dhe të vazhdueshme, Presidenti i nderit i asaj shoqate sot është Professor Noel Malcolm, autori i veprës më të bukur të shkruar deri më sot për Kosovën, "Kosova a Short History").Në promovimin e librit, "Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri", të autorit Mal Berisha, nga shoqata famëmadhe e Amerikës Vatra, morën pjesë Konsulli i Përgjithshëm i R.SH në NY, z Dritan Mishto, Doktor Gjon Bucaj, Kryetar i shoqatës Vatra, Nën/ kryetari i Vatrës, z Agim Rexhaj, zoti Naim Dedushaj, Drejtori për Diasporën në kabinetin e qeverisë së republikës së Kosovës, diplomat të misioneve tona në New York, veprimtari i njohur Harry Bajraktari. Gjithashtu, të pranishëm ishin dy nipër të Doktor Charles Telford Ericksonit, Donald and Bob Johnson, si dhe autor librash dhe kritik të njohur të tjerë të komunitetit.

Në sallën qendrore të konferencave të hotelit Royal Regency Hotel – New York, ishte vendosur një Ekran i Madh me një video-projektim në sistemin Video-Power-Point, për prezantimin e libirit. Ndërkohë, që në dy anët e saj – ishin të vendosur Flamuri Shqiptar dhe ai Amerikan.

Ceremonia e promovimit të librit "Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri", nisi me ekzekutimin e dy Hymneve Kombëtare, atë të Shteteve të Bashkuara të Amerikës dhe Hymni Shqiptar
Kurse, drejtuesia e këtij promovimi znj Miriana Bulku, mbasi ka paraqitur anëtarin Nderi iVatrës, Ambasador i Republikës së Shqipërisë në Mbretërinë e Bashkuar dhe jo rezident në Iralndë, zotin Mal Berisha, tha se "është një nder dhe kënaqësi e veçantë, që sot të moderoj

prezantimin e një libri, i cili ringjall dhe sjell në kujtesën tonë kombëtare, veprën e një amerikani legjendar, i cili i kushtoi jetën çështjes tonë kombëtare shqiptare, pra të Charles Telford Erickson”
Më tej ajo ftoi kryetarin e ri të Vatrës, doktor Gjon Bucaj, të hapte këtë eveniment . Duke folur në emër të Vatrës, kreu i vatranëve dr Bucaj, tha se ishte nderi dhe përvilegje, për Vatrën dhe vatranët, të ogranizojnë promovimin e këtij libri, i cili është historia, dhe është shkenca e të kujtuarit të ngjarjeve, veprave, emrave, bëmave dhe përjetësimit të tyre, nëpërmjet shkrimit, duke shtuar se më pas se figura të tilla si Eriksoni zënë një vend të vecantë në panteonin e miqësisë së shqiptarëve me SHBA, dhe merr një vlerë historike, kur ajo iu përcillet brezave.” tha kryetari i sapo zgjedhur i Vatrës Dr Gjon Bucaj.

Duke folur për promovimin e këtij libri, zonja Bulku shtoi se “Në këtë mbasdite të bukur shqiptaro amerikane në New York, kjo merr kuptim më shumë, edhe ndoshta se më shumë se kurrë, sepse sjell në kujtesën tonë një punë – kryevepër të një njeriu të jashtëzakonshëm të përkushtuar ndaj Shqipërisë, i cili pas 75 vjetësh harrese të plotë, e bënë që emri i Charles Telford Eriksonit, të na vjen tani i përtërirë, në një vepër dinjitoze, e cila përshkruan Biografinë e tij dhe veprën e tij të shkruar, por të pabotuar ndonjëherë, në një variant shqip të mbledhur, sistemuar, digitalizuar, përkthyer dhe botuar në gjuhën shqipe, nga z. Mal Berisha.”

Më pas znj Bulku, ftoi të marrë fjalën, shkrimtari dhe studjuesi i njohur, ish – gazetari i Zërit të Amerikës, njërit prej pjestarëve më aktivë të bashkësisë shqiptaro Amerikane, këtu në Nju Jork, z Idriz Lama.
Lamaj në kumtesën e tij e zbërtheu në detaje librin, dhe u përqendrua më shumë në punën e madhe publicistike, që bëri 75 vjetë më parë misoneri amerikan në Shqipëri, Charles Talford Erickson, për prezantimin e Shqipërisë, sidomos në atë në opinionin e gjerë në SHBA, nëpërmjet publicistikës, së tij tek amerikanët, megjithëse, tha ai për 50 vjet regjimi komunist i Enver Hoxhës e la në harresë, të përgithshme, ishte autori i këtij libri, që na e solli sot mbas 75 vjetëve të pavdekshme veprën e këtij amerikani të madh, i cili gjithë jetën e tij e kaloi “Për Shqipërinë dhe me Shqiptarët”, u shpreh zoti Lamaj.

Drejtuesia prezantojë të ftuarit e nderit, të ardhur që nga Bostoni për të ndarë kënaqësinë e kësaj mbasditje të bukur me shqiptarët e Amerikës, në promovimin e këtij libri, dy prej nipërve të Ericksonit, Donald and Bob Johnos, të bijtë e Grace Elizabeth Johnson – Erickon. Nëna e tyre, sqaroi znj Bulku, ka lindur me datën 19 Gusht të vitit 1911 në Manastir, aso kohë territor shqiptar i pushtuar nga otomanët, në kushtet kur familja Erickson, u internua nga xhon turqit, pasi ishin bërë të rrezikshëm me punën e tyre për hapjen e Shkollës Shqipe në atë qytet, ndërkohë që jetonin në Elbasan. Ajo është ende gjallë, dhe sivjet feston 102 vjetorin e lindjes dhe jeton në Boston, tha ajo.

Mbas saj folën dy nipërit, Donald dhe Bob Johnos, të cilët sollën nëpërmjet disa kujtimeve të asaj kohe, disa nga fragmentet nga më të bukurat të jetës së tyre, me Shqipërinë dhe shqiptarët, treguar vite më parë nga gjyshi i tyre Charles Talford Erickson.

Më pas znj. Bulku, nëpërmjet nji përshkrimi shfaqi një nderimin të thellë për atë burrë që bëri gjithçka për Shqipërinë, por edhe për ata amerikanë tjerë, që e mbrojtën Shqipërinë në ditët e saj më të vështira, duke përmend disa prej tyre.
Gjithashtu, znj Miriana Bulku, shprehu edhe një herë një Mirënjohje të thellë dhe të përjetshme të të gjithë amerikanëve, miq tanët që e mbrojtën kombin tonë, edhe në kohët e momentet më të vështira të kombit shqiptarë. Pjesmarrësit, mbasi ndoqën me interesim prezantimin e librit, "Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri", të autorit Mal Berisha, nëpërmjet video-projektorit, kaluan në një formë më interactive, në panelin e këtij promovimi atë me pyetje dhe përgjigje, diskutime të shkurtëra nga salla.

Ish botuesi i gazetës shqiptaro amerikane Illyria, veprimtari i dalluar Harry Bajraktari, mbasi përgëzoi perzemërsisht autorin e këtij libri, ambasadorin Mal Berisha, vlersoi lart kontributin e Eriksonit, në lidhjen e miqësisë që krijojë ai mes SHBA, dhe shqiptarëve, lidhje kjo tha ai që ka mbetur e përkryer edhe sot, duke bërë me shumë miq në Amerikë, prej presidentit Clinton, kongresmenët dhe senatorët amerikan.

"Kur më tha autori i librit se kam shkruar një libër për një Amerikan, që kishte jetuar 70-80 vjet më parë në Elbasan, tha Konsulli i Përgjithshëm i Shqipërisë, zoti Dritan Mishto, më shkoi mendja menjëherë te tregimet, mbresalënëse e rreth asaj kohe, të gjyshes sime, e cila rrefente për një amerikan – që kishte jetuar në qytetin tim Elbasanin, pra për amerikanin Ericksonin", me thënë të drejtën u gëzova shumë, tha Mishto.

Mishto, u shpreh se mbasi kjo ishte "një mundësi për të mësuar edhe një herë për kontributin e madh të këtij amerikani, për Shqipërinë, këtij njeriu të madh – në 100 vjetorin e pavarësisë u vendos me plot të drejt nga qeveria shqiptare, në axhendën e festimeve, krahas figurave më të shquara të kombit tonë, të lëna dhe mbuluar me pëlhurin e harresë, për më shumë se gjysmë shekulli nga regjimi komunist në Shqipëri, duke e vendosuar, tani si një monument, i cili shërben sot si "një ure të lidhjeve të forta dhe historike të miqësisë së shkëlqyer mes shqiptarëve dhe SHBA,"
Konsulli i Përgjithshëm i Shqipërisë, në Amerikë, zoti Dritan Mishto bëri thirrje, në fund që cdo njeri të gjejë kohë, që të lexoi këtë libër, vetëm si një mënyrë për të nderuar këtë veprën fondamentale të Ericksonit dhe miqësinë tonë me Amerikanët.

Kurse, nën/kryetari i shoqatës, Vatra, nikoqires së këtij promovimi, zoti Agim Rexhaj , tha se ky promovim është i jashtëzakonshëm, sic u shpreh ai për të gjithë ne, për Vatrën dhe

vatranët. Sepse shpjegojë Rexhaj në fjalën e tij :” Pa punën e madhe kërkimore dhe studimore të këtij autori, i cili është dhe mik i madh i Vatrës, nuk do të ishte realizuar kjo vepër e madhe, e cila në një farë mënyre, duket qartë se është edhe”kartëvizita” e lindjes së miqësisë së përjetëshme me dy vendeve tona, SHBA – Shqipërisë dhe shqiptarëve, prej Presidentit Uillsion deri tek Presidenti Clinton, Bushi e të tjerë, ashtu si edhe ka shprehur me një pendë të fort në detaje, edhe autori i këtij libri, ambasadori i nderuar në Londër, z. Mal Berisha, miku i ynë dhe anëtari nderi i Vatrës”.

Në mbyllje të kësaj veprimtarie të bukur, drejtuesia e këtij promovimi znj Mariana Bulku, ftoi znj. Elida Reçi, të i bënte edhe ajo përmbylljen të shkurtër këtij aktiviteti, nga që ajo njihte me autorin dhe veprën e Ericksonit në Shqipëri.
Zonja Reci, me këtë rast tha se :” Uroj që të kemi sa më shumë vepra dhe aktivitete të tilla në komunitet, dhe uroj organizatorin e këtij promovimi VATREN tonë, si vatër e vërtetë patriotike, që ajo të jetojë me shekuj ka mbajtur dhe forcuar mardhënjet e vendit dhe popullit tonë me aleatin më të madh dhe më besnik, Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Për këtë znj Reçi, kujotj fjalët e Sekretares Clinton në Tiranë: “Ne ju kemi mbështetur njëqint vjet, dhe do ju mbështesim edhe njëqint tjera” dhe shtoi se për këtë flet mirë edhe ” Epoka e Erickosnit”, e cila megjithse i ka kaluar të njëqintat, qindra të tjera i presin këto dy kombe, ndërsa autorit të librit i uroj suksese,” përfundoi znj Elida Reçi.
“Mal Berisha, aktualisht ambasador i Republikës së Shqipërisë në Mbretërin e Bashkuar dhe në Republikën e Irlandës, për të gjithë ata që e njohin e kuptojnë fare mirë se ndonëse ai është një diplomat i arrirë, përmes këtij botimi – ai vjen dhe si një studiues, një person që merret me meditimin”, ka thënë ambasadori i SHBA, në Tiranë z. Aleksandër Arvizu, në promovimin e vitit të kaluar të këtij libri.

Ndërkohë që në librin e tij, “Charles Telford Erikson” zoti Mal Berisha, duhet cekur se ai i përshkruan amerikanët, përmes figurës së Eriksonit, një personalitet, ky i cili ka jetuar për tre dekada në Shqipëri, në periudhën 1908- 1939, si misonarët e kësaj miqësie të fort që kemi ne sot. “Kjo figurë vjen tek lexuesi i zbërthyer me të gjithë simbolikën e tij, duke e përshkruar atë në fakt si një figurë historike që personifikon, Vullnetarët e Korpusit të Paqes, të cilët në mesin e viteve ’90 arritën deri në 1 mijë vullnetarë, ndërsa tani nëpër Shqipëri kemi 60 deri 70 prej tyre”. Në të gjithë këtë histori bashkëpunimi mes dy vendeve, gjithnjë shqiptarët i kanë mirë pritur, amerikanët duke i parë atë si miq historik,dhe se përshkrimi në këtë libër, është mënyra më e mirë për të nderuar personalitetet dhe historinë e zhvillimit të këtyre marrëdhënive dhe miqësisë mes dy vendeve tona SHBA dhe Shqipërisë.
Mal Berisha është Ambasadori i Republikës së Shqipërisë në Mbretërinë e Bashkuar dhe në Republikën e Irlandës, studiuesi, dhe diplomati që prej më shume se tre vitesh ka punuar

në mënyrë intensive për librin e tij – më të fundit dedikuar shkrimtarit amerikan Charles Telford Erikson, i cili ka jetuar për tre dekada në Shqipëri, në periudhën 1908- 1939.

Filozofi dhe misionari i njohur i ka dedikuar 4000 mijë faqe në Librin Saga e Shqiptarëve e shkruar por e pabotuar

Erikson është një prej personaliteteve që kanë dhënë kontribut të shquar në Shqipëri dhe për Shqipërinë. I angazhuar thellësisht në çështjet shqiptare, ai i ka kushtuar një pjesë të jetës dhe veprimtarisë së tij promovimit të shqiptarëve dhe mbrojtjes së çështjes së tyre, si përmes veprimtarisë diplomatike, ashtu edhe përmes artikujve në shtypin botëror të kohës dhe studimeve shqiptare.

Në 1919, Erikson është delegat i Shqipërisë në Konferencën e Paqes në Paris, në vitet 1921-1922 është komisioner i posaçëm për Shqipërinë Shtetet e Bashkuara të Amerikës, në vitin 1945 është delegat i vetëm shqiptar i Federatës Panshqiptare të Amerikës, Vatra, në Konferencën e Kombeve të Bashkuara në San Francisco, për pranimin e Shqipërisë anëtare e OKB-së.

Gjatë qëndrimit të gjatë në Shqipëri, përpjekjet e Erickson, u përqendruan edhe në ndërtimin e shkollave. Ai ngriti shkollën Shqiptaro-Amerikane të Bujqësisë në Kavajë dhe shkollat e vajzave në Tiranë dhe në Kavajë. Nga viti 1937-1941, ai studion tërë literaturën e deriatëhershme në bibliotekat e Muzeut Britanik, Athinë, Romë, Stamboll dhe Uashington dhe shkruan pafund për shqiptarët dhe Shqipërinë.

Libri “Charles Telford Erickson, jeta dhe vepra për Shqipërinë dhe në Shqipëri” i Mal Berishës, është një materiali i vyer, që dokumenton jetën personale të Erickson-it, dhe një numër të aspekteve të historisë shqiptare në marrëdhienit historike të Shteteve të Bashkuara të Amerikës dhe Shqipërisë, të cilat zënë fillë prej Mbretërisë shqiptare – Mbretit Zogu i Parë, i cili qe i pari që vendosi marrëdhëniet diplomatike në rang ambasadorësh me SHBA.
Ky libër është koleksion i përgatitur me shumë mjeshtëri, nga autori Mal Berisha, dhe përbëhet nga korrespondenca, shkrime dhe materiale të shtypura, të cilat datojnë prej vitit 1908 deri në 1973. Letrat në detaje të udhëtimit të Ericksonit ‘ dhe të jetës në Shqipëri,1908-1909, letra të burrështetasve, presidentë, senatorë dhe të tjerët të diskutojnë gjendjen e Shqipërisë dhe subjekteve tjera aktuale politike.

Charles Telford Erickson u lind në Galesburg, Illinois në vitin 1867, dhe vdiq ne vitin 1966. Ai ishte arsimuar në DEPAUW University, Universiteti i Bostonit, dhe Yale University. Ai shërbeu si një ministër para dhe pas shërbimit të tij misionar në Shqipëri, i cili filloi në vitin 1908.Erickson ka shërbyer për 12 vjet nën Bordi Amerikan i Komisionerëve për Misionet e Jashtmedhe 14 vjet ka qenë i pavarur. Nga 1920-1921, ai ishte Komisioneri special për

Shqipërinë në SHBA Nga 1922-1923, Erickson ka asistuar në stafin e Legatës Amerikane në Shqipëri. Ai ishte i autorizuar nga qeveria shqiptare për të ndërtuar një kolegj kombëtar të Bujqësisë. Ai themeloi dy shkolla dhe një ndërmarrje të njohur si "shqiptaro-amerikane të Shkollave tëBujqësisë". Pas daljes në pension, ai udhëtoi gjerësisht, për promovimin e Këshillit Botëror të Kishave dhe Këshillit Misionar Ndërkombëtar, dhe si një zëdhënës për Shqipërinë.Ne vitin 1945 deri ne vitin 1963 ne San Francisko punoi per Kombet e Bashkauara.

=================================================================

# ERICKSON E BERNSTEIN,-DY AMERIKANË QË NA DONIN ME SHPIRT




## Nga Miho Gjini, Mjeshtër i Madh, Kritik arti, teatri e letërsie.

### Botuar në Gazetën SHEKULLI, Dt. 26 Korrik 2018

Duke lexuar dy monografi të shkruara nga ish Ambasadori shqiptar ne Britaninë e Madhe dhe Irlandë, Z. Mal Berisha, njëra për misionarin Erickson dhe tjetra për diplomatin Berstein, për jetën e punën e tyre të jashtzakonshme si diplomatë të dërguar nga kontinenti i largët, në periudhat më të vështira të popullit tonë, bindesh menjëherë se Amerika ishte dhe mbeti miku ynë më i madh e më i vyer, përsa i përket ekzistencës si komb, lirisë e pavarsisë. Ne njihemi kështu me Charles Telford Erickson (1867-1966) që shërbeu 30 vjet

në Shqipëri dhe Herman Bernstein (1876-1935) që shërbeu në Shqipëri në kohën e Mbretërsë së Zogut, 1930-1933.

**Ericksoni**

Qysh kur errdhi në Korçe, më 8 shtator 1908, nga ana e Manastirit, ai kishte thirrur:"Tu ngjate jeta Shqipëri!", pasi kishte udhëtuar me det, me tokë, me makina të tipit të vjetër, me karroca e me kuaj dhe do të mbetej këtu për 32 vjet me radhë, i dashuruar me këtë vend, me popullin e saj, me privacionet e luftrat, me gjithçka që ishte shqiptare, duke lënë këtu edhe shpirtin e vet. Bëmat e tij janë të jashtzakonshme, sikundër edhe vuajtjet, bashkë me familjen, në çdo cep të Shqiperisë, për të shpërndarë dritë, arsim e fanarët e lirisë. E do të mbetej një vepër kryesisht e tij: Shkolla Bujqësore e Kavajës (për djem e vajza), e themeluar ne v. 1923, si një nga monumentet e para të arsimit profesional tonin në nxjerrjen e bujqësise nga prapambetja e trashëguar. “Këtu – i shkruante ai nje miku te tij në Amerikë, – ka nje egërsi dhe nje liri që na rrethon, e cila e bën këtë vend të ndryshëm nga krejt bota tjetër, e veçanërisht nga jeta konvecionale në atdheun tonë!”.



Rrallë mund të kete ndodhur që udhëtarë të huaj, turistë, njerëz gjithfarësh të të gjitha sferave, të jenë shprehur në trajta superlative për vendin tonë të raskapitur nga luftrat e pandërprera, në krahasim me atdheun e tyre! Dhe që më pastaj, ta ndanin jetën e tyre, kafshatën e bukës, vuajtjet, ëndrrat dhe vdekjen me popullin tonë e të bëheshin shqiptarë deri në palcën e trupit! Se Ericksoni ngjan me një personazh tragjik, pasi pranoi te njejtat rrethana dramatike të njësuara me ne, përballë lakmive turke, serbe, malazeze, italiane e greke, duke provuar edhe torturën, burgimin , sëmundjet, vdekjen e të birit e arratisjen në mal, marrosjen e së shoqes nga kushtet e vështira të jetesës e sa e sat ë tjera. Dhe, kur diplomatët e vendit të tij kërkonin mbrojtjen e personalitetit të tij si qytetar amerikan, do të merrnin këtë pergjigje nga autoritetet turke: “ Ai eshte Shqiptar, flet e vuan si Shqiptar!” E

do të jetë deri në fund të jetës së tij si i tillë, një amerikano-shqiptar që hyjnizon shpirtin, virtytet, krenarinë e sakrificat e shenjtëruara të shqiptarëve si komb.

Ky burre stoik si qëmoti, i paepur si karakter, është dekoruar në v. 1931 me “Urdherin e Skënderbeut” dhe qe mik nderi i Mbretit Zog, qe delegati zyrtar i “Vatrës” në Amerikë në Konferencën e San Franciskos në v. 1945, shkroi 5 vepra për Shqipërinë me titull “Shqipëria – Enigma e Ballkanit” dhe, kur do të largohej për në “botën tjetër”, patrioti shqiptaro-amerikan Qerim Panariti do të shkruante:” Ericksoni ishte një burre gjenial, i shumanshëm, predikues, misionar, diplomat, edukator dhe poet, i cili ia kushtoi jetën Shqipërisë dhe popullit të saj nga errësira mesjetare”

**Herman Bernstein**

Ky ishte personaliteti tjetër i shquar që dërgoi Amerika në ditë të vështira për Shqipërinë, kur gjitonët e fuqi të tjera më të mëdha “donin ta shqyenin e coptonin” nga faqja e dheut e do të mbetet si Ambasadori më I shquar i ShBA ne vendin tonë I cili shërbeu nga viti 1930-1933. Hebre nga origjina, i lindur në Lituani dhe i natyralizuar si shtetas amerikan, ai zoteronte 7 gjuhë të huaja, ishte shkrimtar, poet e kritik letrar, autor i 14 veprave origjinale dhe i shumë studimeve për Leon Tolstoin, Çehovin, Andrejevin, Bernard Shoun dhe, mbi të gjitha të tjerat, mik i afërt i tre presidentave amerikanë dhe i shkenctarit më të shquar të botës në kohën e tij Albert Ajnshtajn. Ai përktheu nga gjermanishtja në anglisht dramën e Aleksandër Moisiut “I burgosuri” kushtuar Napoleon Bonapartit për të përmndur vetëm disa prej veprave të tij. Ai vërtetë ndenji në këtë truall tre vite, por ato mbetën në kujtesë sa për tre shekuj të tërë!

Kur Ericksoni do të themelonte Shkollën Bujqësore të Kavajës, ishte pikërisht Bernstein ai që do të përshëndeste këtë ngjarje të madhe për arsimin tonë. Ai do të bëhej mik i afërt i Mbretit Zog e do të jetonte, punonte e do të shkruante për të studimin më adekuat, do të lidhej menjeherë  me personalitete të tjera të Shqipërisë, si At Gjergj Fishtën, Nolin, Konicën, Lef Nosin e do të kishte korespondencë të vazhdueshme me Aleksandër Moisiun. Do të gëzonte edhe ai prej Mbretit Zog “Urdhërin e Skënderbeut”. Kemi prej tij një studim të thelluar për Skënderbeun, një dramë origjinale të përkthyer të Moisiut dhe bëhet avokat i madh i popullit tonë në shumë forume ndërkombtare. Autori shkruan se Bernstein ‘ishte njeri universal…dhe se emri i tij u fsheh per 46 vjet të sundimit të egër komunist në Shqipëri, por ai perfaqesoi këtu popullin amerikan e personalisht miqësinë e pakursyer të tre pesidentëve te shquar amerikane : Roosvelt, Ëilson e Hoover, te cliët ishin edhe miqtë e tij personal.

**Në një udhë bashkë me ne…**

Që të dy këta njerëz te mrekullueshm bënë rrugëtime të pafundme nëpër Shqipëri, udhë e pa udhë, në mot të keq të natyrës e të politikës, ditën e natën, si dy martirë që si tremb as vdekja, ngado që vinte ajo. Ericksoni njohu edhe " udhën universale të zemrave të shqiptarëve", po edhe vuajtjet e kolerës. E merrte udhën edhe i vetëm, me këmbë, kur papritur shqiptari i  ofronte edhe kalin e vetëm që të udhetonte i qetë, rrugë e pa rrugë. E kur do t'i vdese fëmija nga e njëjta sëmundje e mallkuar, do t'i vinte për ta ngushëlluar i gjithe qyteti i Elbasanit, për t'i lehtësuar dhimbjen. PIANO

Bernsteini, që ishte edhe shkrimtar, sodiste me kërshëri rrugicat e Tiranes, endej nëpër pazarin e vjetër e vajti me këmbë deri ne Shijon, nga Rruga e Qafë Krrabës, për të dëgjuar një meshë në Kishën e Shën Gjon Vladimirit. "Kam patur kënaqesinë, -shkruante Ai,-të udhëtoj shumë në vendin tuaj të bukur dhe kam parë me sytë e mi edhe gëzimin, edhe keqardhjen. Kam parë njerëz të padjallëzuar, të thjeshtë, shumë punetorë, paqësorë, dashamirës dhe të këndshëm, të pajisur me tipare dhe karaktere fisnike...." Bernsteini do të ndjejë edhe fisnikerinë shqiptare në mbrojtje të njerëzve të besimit të vet, të atyre hebrejve që po persekutoheshin barbarisht nepër Evropë por që gjetën strehë e mbrojtje në vendin tonë... Prania e këtij diplomati amerikan me prejardhje hebraike është akoma një dëshmi e bujarisë shqiptare, kur Profesor Scarlet Epstein, edhe ajo hebreje, shkruante se:" Unë jam gjallë në sajë të bujarisë shqiptare"

**Shqiptarizma**

Që të dy këta emisarë të lirise, kishin të njejtin ideal, në kohë krejt të ndyshme: se shqiptarizma mund të fuqizohet, brenda e jashtë këtij trualli, përmes përhapjes së dijes dhe shkollës shqipe, kundër errësirës, prapambetjes feudale e përçarjeve të huaja, duke sensibilizuar kudo forcat progresive në Shqipëri e kudo në botë. Ericksoni njihej e forcon miqësinë me Lef Nosin e Gjon Koliakën në Elbasan e Kavajë, me motrat Sevasti e Parashqevi Qirjazi në Korcë, me Kristo Dakon në Durrës dhe me Luigj Gurakuqin e Sotir Pecin e sapo kthyer nga jashtë. Qysh në vitin 1911 Ericksoni kërkonte që të vendosej gjuha shqipe si gjuhë zyrtare në vilajetet e Shkodrës, Korçës, Manastirit e Janinës "te cilat, -nënvizonte ai, përbëheshin në shumicën absolute nga shqiptarë...". Të njejtat ideale do të vazhdonte të forconte 20 e ca vite më mbrapa në Shqiperi e jashtë saj Bernsteini, duke vendosur po në të njejtin rrafsh  Amerikën, Izraelin dhe Shqiperinë, shpirtërisht e politikisht,-gjë për të cilën do ta anatemonin ashpër qarqet e huaja fashiste se "po i tejkalonte kufijtë e punës së një ambasadori!..."

**Brenda e jashtë Europes (?!)**

Dhe kështu, që të dy këta amerikanë, do të ndesheshin me çështjen më paradoksale të të gjitha koherave, se vendi më i lashtë i Europës do të qëndronte artificialisht jashtë saj!  Një

absurditet, që do t'ia kalonte çdo hamendje e që do të vazhdonte artificialisht deri në ditët e sotme .... Ishte ky Erickson, që në vitin 1913, në nje gazetë Londineze do të shkruante se si " një popull superior, ishte paraqitur mbrapsht në menyrën më të qellimshme dhe te padrejtë ne pjesën tjetër të Europës..", duke u shprehur më tej kundra Traktatit të Fshehtë të Londrës. Së toku edhe me Zonjën Edith Durham, do t'i përkushtoheshin çështjes shqiptare kundër pretendimeve territoriale të serbeve, bullgarëve, malazezëve, grekëve, italianëve etj. dhe propogandës së tyre shoviniste se "shqiptarët janë gjysme të egër", duke u thënë atyre me zë të lartë e të fortë se kanë të bëjnë me një popull të qetë e të mrekullueshm, të cilët "i kanë dhënë përherë individualitete të shkëlqyera Greqisë së Lashtë e asaj moderne, Perandorisë Bizantine dhe asaj Turke..."( Hequate), si edhe Romës, Spanjës, Gjermanisë e me tej .Dijetarë të huaj kanë nënvizuar enkas se "Shqiptari është një aristokrat, një njeri i lirisë dhe fisnik "( Rene Pinon), "jashtë ata janë luftëtarët e paepur të Aleksandrit, te Pirros, Dioklecianit, Skenderbeut...." (Historie de Turke, Lavalle). Me cilësinë e një studjuesi të mirëfilltë, të një publiçisti të shquar e të një diplomati energjik, Bernsteini, pasi e shkeli me këmb tokën shqiptare, pasi njohu mirë historinë e lashtë e të re, si edhe shpirtin e këtyre njerëzve, e quan Shqiperinë "tokë të panjohur europjane...,cep i fundit i pazbuluar i Europës Juglindore...i banuar prej një race të lashtë e të guximshme..., me toleranca fetare...,një popull tragjik, por një racë heroike...tokë e harruar e Europës!"

Po ky ambasador, nëpërmjet hulumtimeve të diplomatit tonë Mal Berisha, do të sjellë përpara opinionit publik shqiptar e atij botëror edhe qëndrimin e Mbretit Zog ndaj kësaj cështjeje të përjetshme, me intonacione teatrale absurde se, që më 17 korrik te vitit 1930, ai do të deklarohej "për një bashkim shteti europian, (që) vështirë se mund ta merrnin si çështje serioze... (dhe që) për një kohë të gjatë do të mbetet veçse një enderr, nje ideal i largët!"

**Neper dyert e kancelarive te larta**

Dhe historia zhgenjyese me Europen do te zgjaste per me shume se nje shekull, si nje enderr e mire dhe e keqe bashke...Mandej kishte edhe sharrje te renda per te, me fjale qe "si ngre kandari". Por vete populli do t'ia merrte nje kenge tjeter" "Mbahu nëno, mos ki frike, se ke djemtë n'Amerike"! Prandaj, Amerikani Erickson, qe e nuhati kete pune qe ne v. 1908, "jepte e merrte" me Ameriken, jo vetem me bijtë e Shqiperise atje, po edhe me qeveritarët e atjeshëm deri tek presidentet e saj. Po keshtu beri edhe amerikani tjeter Bernstein qe "s'la gur pa levizur" qe Shqiperia të mos kolonizohej.

Kunder idese se shqiptaret " jane dele pa çoban" dhe rrezikut te coptimit te metejshëm, me një shtet të pavarur, ata kembngulnin e kërkonin pranë kançelarisë së vendit te tyre te madh per ta shpëtuar Shqiperine nga kaosi, para e pas luftrave ballkanike e botërore. Nëpër faqet e këtyre librave do të gjënden episode rrënqethëse, kur fati i vendit tonë do të

“varej në fije të perit”, por që do të shfaqej në horizont një president Amerikan, i cili më 1919, -ten, si Ëillson, do të thoshte në Konferencen e Paqës në Paris: ”Te bejme nje lufte per t’i dhënë fund luftës!”. Dhe, kur Ai do te mësonte prej mikut e te derguarit te tij ne Shqiperi se çfare po ndodhte aty, per ta “shqyer si qentë!”, do te thoshte boterisht:” As une, as populli Amerikan, kurre nuk do te pranojmë që populli shqiptar, i cili ka luftuar dy mijë vjet per lirinë e tij, të sakrifikohet per hir të ambicjeve politike të fqinjëve të vet”.

E do te ishte po ky Erickson qe do te perfaqesonte Shqipërine me 1920, -en, si i deleguar i shtetit shqiptar në  ShBA. Ai do të bënte gjithçka që Shqiperia te njihej në mbarë botën, per t’u kthyer dy vite me pas si diplomat amerikan ne Shqiperi. Po edhe pas luftes se Dyte Botrore, në v. 1945, Ericksoni, si të ishte tashmë një shqiptar i vërtetë, do të perfaqësonte “Vatren” e Amerikes ne Konferencen e San Franciskos, per të thënë perseri me zë të larte se:” Shqipëria e pergjakur dhe e shkatërruar nga lufta është lënë jashtë derës!”. Diplomati I dytë amerikan Bernstein, edhe pse nuk qëndroi më tepër së tre vite në Shqipëri, intensiteti i veprimtarive të tij jashtë saj, vazhdoi ngado e kudo ku i shkonte fjala, deri sa dha frymën e fundit Nje gazetar i asaj kohe shkruante se “prapa emrit te Bernstenit fshihet e gjithe Amerika”. Ai ishte, sikunder shprehet autori i ketyre librave, “Nje avokat i madh i vendit tone te vogel”. Dhe fjalen e tij do ta degjonin e vleresonin të tre miqtë e tij me me vlere , në kohë të ndryshme, presidentet Theodore Roosvelt, Woodroë Wilson dhe Herbert Hoover.

**Midis Letersise e Publicistikes**

Nuk kisha lexuar me pare libra te tillë, të cilët qëndrojnë bukur midis letërsisë e publiçistikës e ku, si politika bashkëkohore, ashtu edhe diplomacia thuajse “burojnë” pastër, bindshem, në trajtat më tërheqëse dhe me kompetencën që ka vlera e diplomacisë dhe e politikës.  Ndofta eshte hulumtimi i thelluar dhe i shumanshem i dokumentacioneve arshivore, ndofta vertetesia e forca bindese e figurave që përshkruan në korelacion me kohën, po edhe stili i të shprehurit gjuhësor, larg frazeologjisë stereotipe. Po jane edhe libra krejt te ndryshm: Ai per Ericksonin i ngjan më teper një romani, ku figura kryesore ka pamjen e nje heroi origjinal që niset per të vuajtur, midis një populli, sa të varfër, aq edhe luftarak, duke u shndërruar vetiu në një personazh tragjik, bile në një hero të dimensioneve të mëdha, me shpirt të madh e stoik, që del nga vetia e u përket të gjithëve, të gjitheve. Ndërsa libri për Bernstenin është i ndarë në dy pjesë dhe ku fryma letrare, do t’ia lerë vendin analizave te diplomacisë e të politikës, brenda e jashtë…Autori Mal Berisha, është këtu brenda fushës së tij të diplomacisë, po është edhe brenda vetes, si njeri, duke shprehur kështu harmoninë e ketyre njerëzve që dalin edhe jashte kohës së tyre, per vlerat gjeniale, të të dy popujve miq, të Amerikës e të Shqipërise, duke rezonuar njësoj. Dhe, per të arritur deri këtu i duhej të bëhej edhe një “rrëmihes” i pashoq i arshivave të Londrës, Uashingtonit, Yales  e Ny Jorkut, te Ankarasë e të Stambollit, duke gjurmuar jetën e

veprimtarinë e këtyre dy amerikanëve të shquar, burra shteti dinjitozë, ministra të devotshëm, njëherësh shkrimtarë e poetë, përkushtimi e dashuria e të cilëve ndërthurret midis vendasve ku bujtën dhe shtetit të tyre të madh.

Ne nje kryeqytet të Europes , ku kam jetuar e punuar nga halli i mbijeteses, kam njohur (midis ambasadoresh te perkushtuar , edhe ndonje syresh "jashte loje", te cilin e gjeje me teper kudo ku "delte tym e kerciste daullja bym!", cakerqejf, qejfpaprishur e punepabitisur, ndersa Mal Berishen (qe vitet e fundit ka hequr jo pak edhe nga mbiemeri qe ka !), i dolen thinjat ne koke para kohe, duke qendruar me korrektesi ne krye te detyres se vet, si i derguari i nje shteti te vogel ne nje nga shtetet me te medhenj e me te fuqishm te botes, qe e perfundoi misionin e vet me dinjitet, i furosur me veprimtari diplomatike, kulturore e studimore, midis te cilave shquhen edhe keto dy monografi diplomatesh te shquar e njerezish te jashtzakonshem.

---

*[1] Mjeshtri I Madh Miho Gjini është një ndër kritikët më të shquar të letërsisë dhe të teatrit shqiptar, autor i mëse 23 veprave kritike, letrare, dramaturgjike dhe artistike. Për shkak të ideve demokratike në artin dramatik, ai u denua nga diktatura komuniste në vitin 1975 dhe vuajti në burgjet më të vështira politke dhe në internime deri në vitin 1991 kur Diktatura ra në Shqipëri.*

## Meditime rreth librit:

## “JETA E JASHTËZAKONSHME E AMERIKANIT CHARLES TELFORD ERICKSON KUSHTUAR SHQIPËRISË” e autorit Mal Berisha.

**Shkruar nga Afërdita Hall – Xhafo,**

**(E bija e ish nxënësit të Erickson – it, Avdyl) Xhafo). St Louis, ShBA.**

Nuk gjej fjalë të shpreh ato ndjenja të forta krenarie dhe dhimbjeje deri në palcë, që më pushtuan gjatë leximit të këtij libri të një rëndësie të jashtëzakonëshme për Shqipërinë dhe shqiptaret. Ashtu siç mu shpreh edhe autori i këtij libri biografik, miku im i vyer, zoti Mal Berisha, që *“veç do të doja që kët liber ta lexonte çdo shqiptar!”* e nënvizoj se me të vërtetë do të ishte në nderin tonë si komb që jetën dhe sakrificat e bëra të këtij fisniku amerikan për atdheun tonë t’i dinte dhe t’i vlerësonte çdo shqiptar.

Nuk ka se si mos të të lind pyetja sa herë që ndeshesh me rrëfimet biografike të këtij amerikani të madh se si është e mundur që ky njeri-hero i ka shërbyer me kaq vetëmohim një kombi dhe një vendi me mijra kilometra larg atdheut te tij, Amerikës?




Si është e mundur që ky burrë, bashkëshort dhe baba i dhembshur, sakrifikoi gati 30 vjet të jetës së tij duke menduar dhe punuar për të mirën e Shqipërisë?

Ja si shkruan ai në një ndër veprat e tij:

*“Për shqiptaret oxhaku është altari i tyre, të cilin e ka ndërtuar vetë kombi. Feja që i ka mbajtur ata në tërë mundimet, parimet, idealet, zakonet, të cilat janë dukur tek ta më shumë se vlera e vetë jetës, i ka pasur rrënjët në jetën e familjes. Po si do ta bëj jetën time një pjesë jetësore të tyren, të bëhem një prej tyre me mendje, me trup dhe me shpirt, nëse nuk e sjell familjen time me mua dhe të ngre edhe une oxhakun tim midis tyre?!”*[1]

Kam patur fatin të “njihem” me Erickson – in  si dhe stafin e tij të shkollës bujqësore të Kavajës nëpërmjet rrëfimit të tim eti i cili ka qenë një nga nxënësit e kësaj shkolle në vitet e tij të djalërisë. Shpesh mbrëmjeve të ulur rreth oxhakut tonë dëgjoja me vëmendje babain tek na tregonte me dashuri dhe respekt ndodhi nga ajo kohë. Im atë na mësoi po ato këngë që ai vetë i pat kënduar dikur në shkollen e Erickson – it, dhe të gjithë së bashku me zë të ulët ne, fëmijet e tij, i kënduam me dëshirë. Edhe sot e mbaj mend kengën *“Old Black Joe”, “ Zezaku i vjetër Xho”* dhe më bëhet sikur shoh tim atë edhe një herë djalë të ri ulur në bangat e asaj shkolle emër-mirë. Çfarë fisnikërie dhe vetmohimi ka patur ky njeri i madh në shpirt për ti ndihmuar shqiptarët! Si rrallë kush Erickson përballet jo vetëm me problemet e kohës së shqiptarëve por ai njeh shumë mirë edhe historinë e Shqipërisë. Ja si shkruan ai:

*“Ka qenë fati i Shqipërisë që të mos i ndërpritej kurrë historia. E rrethuar prej kombesh dhe perandorishë të ndryshme, shqiptarëve ua kanë thithur gjakun si shushunja, i kanë përdorur për të rritur madhështinë e tyre, madje edhe duke përvetësuar heronjtë arbërorë për të treguar vetëm madhështinë e kombeve të tjera.”*[2]

Dhe nuk ka si të mos na lind pyetja munduese se si është e mundur që ky amerikan me zemër shqiptare deri në fundin e jetës së tij u mohua nga regjimi komunist në Shqipëri për gati 50 vjet?

Charles Telfors Erickson u “harrua”nga zyrtarët e diktaturës, por jo kurrë nga zemrat e qindra studentëve që u shkolluan në të parën shkollë bujqësore të themeluar prej këmbënguljes së tij titanike, në Shqipërinë e viteve 1920. Me siguri sot, ky yll i dashurisë dhe vetëmohimit për popullin shqiptar, shkëlqen nga lart prej lumturisë tek sheh që vepra e tij e shkundi pluhurin e kohës duke parë dritën e botimit në gjuhën shqipe nëpërmjet punës së çmuar të Mal Berishës. Është për t’u admiruar ndërmarrja e autorit që ka një peshë të madhe pune kërkuese, vëzhguese, përgatitore, përkthimi në gjuhën shqipe. Ky libër është organizuar si një bashkësi ngjarjesh dhe vlerësimesh për kohën dhe të gjitha ato ndodhi me vlerë historike janë të renditura logjikisht në mënyrën e duhur. Lexon kete libër i cili shkon përtej një biografie dhe bëhesh një me ngjarjet dhe personazhet e tij. Libri me gjuhën e rrjedhshme të rrëmben dhe të kthen në kohën e shkuar plot befasira, zhgënjime, përpjekje dhe arritje të ëndërruara. Në fakt, lexuesi nuk do që libri të mbarojë. Dhe pikërisht këtu qëndron merita e autorit të këtij libri, që me gjuhën e përpunuar dhe tepër komunikuese e tërheq lexuesin dhe e bën pjesë të tij.

**Edhe një herë urimet më të sinqerta.**

**Afërdita Hall/ Xhafo Saint Louis, MO USA**